

# PARATHËNIE

Falënderimet dhe lavdërimet e pafundme i takojnë Allahut të Lartësuar, i cili e krijoi njeriun në formën më të bukur, duke i fryrë prej shpirtit të krijuar prej Tij dhe duke i dhuruar aftësinë e të kuptuarit të sekreteve dhe urtësive.

Salvatet dhe selamet e pafundme i takojnë Muhamed Mustafasë, i cili është shembulli më i përsosur i njohjes së Allahut (Marifetullah) dhe prijësi i pejgamberëve dhe evlijave!

Allahu i Madhërishëm na krijoi për ta adhuruar.

Ai na mëson se, adhurimi i vetëm, burim i shpëtimit është bindja, nënshtrimi, punët e mira dhe morali i bukur, i mbështetur në devotshmëri, sinqeritet dhe përulësi.  Në Kuranin fisnik thuhet:

**"Me të vërtetë, janë të shpëtuar besimtarët, të cilët janë të përulur në namazin e tyre..."** (Muminun, 1-2)

Shpëtimi i besimtarit dhe lartësimi i tij në gradat e përulësisë, sinqeritetit dhe mirësisë është i lidhur ngushtë me pastrimin e egos. Pa pastrim nuk mund të ketë shpëtim.

Krijuesi Fuqiplotë shprehet:

**"I shpëtuar është ai që pastrohet..."** (Alak, 14)

Një ndër detyrat e pejgamberëve është pikërisht orientimi i umetit drejt pastrimit të egos dhe dëlirjes së zemrës.

Në Epokën e Lumturisë, Pejgamberi ynë i nderuar dhe shokët e tij besnikë ishin shembulli më i mirë i të jetuarit të Islamit sipas kënaqësisë së Allahut me një zemër dhe ego të pastër, të mbështjellë me devotshmëri, përulësi dhe paqe. Sahabet e nderuar udhëtuan në Kinë, Semerkand (Uzbekistan), Kajravan (Tunizi), e Afrikë duke sakrifikuar për të përcjellë Islamin e duke shfaqur virtytet më të larta të moralit të bukur.

Ky ëshë tasavufi i vërtetë, ai është vetë Islami, edhe pse shpesh përkufizohet me fjalët zuhd (asketizëm), ihsan (mirësi), marifetullah (njohje e Allahut) apo thellësia e brendshme e fesë.

Tasavufi nuk është gjë tjetër veçse të jetuarit në mënyrë të sinqertë të Islamit nga i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij fisnikë...

**Imam Rabbani** thotë:

"*Tasavufi është zbatimi i përsosur i fesë (sheriatit).*"

Megjithatë historia ka treguar që ka patur prej atyre që e kanë kundërshtuar tasavufin. Ata mund t'i ndajmë në dy grupe:

1. Persona të cilët tregojnë armiqësi me dashje.

2. Persona të cilët tregojnë armiqësi si rrjedhojë e keqinformimit dhe paditurisë.

Lutja për udhëzim është e vetmja gjë që mund të bëhet për ata të cilët ushqejnë armiqësi ndaj tasavufit edhe pse e dinë që ai është thelbi i fesë.

Nga ana tjetër ka edhe prej atyre të cilët si rrjedhojë e keqinformimit:

• E konsiderojnë risi (bidat) tasavufin duke mos njohur natyrën e tij të vërtetë.

• Kritikojnë tasavufin për shkak të disa shembujve të këqinj të devijuar nga tradita profetike dhe parimet e fesë.

• Marrin si të vërteta disa shpifje të qëllimshme të armiqve të tasavufit. Të hedhësh dritë mbi të vërtetat e tasavufit është një detyrë. Nisur nga kjo:

Në këtë libër, përmes stilit pyetje-përgjigje trajtohen tema, si:

• Murshid (udhëheqës shpirtëror) i përsosur, Njeriu i përsosur, dituria e dobishme,

• Jeta e përditshme e të Dërguarit të Allahut dhe shokëve të tij besnikë rreth boshtit të sinqeritetit dhe devotshmërisë,

• Veçoritë dalluese të miqve të Allahut dhe kujtimet e tyre plot urtësi,

• Të vërtetat dhe të gabuarat në lidhje me termin "Rabita".

I lutem Krijuesit të Gjithësisë që kjo vepër e cila vjen si rezultat i zgjerimit të një interviste të dhënë për studiuesin e shtrenjtë **Dr. Ihsan Shenoxhak**, të publikuar në **Revistën Hykym** (Dhjetor 2018), të shërbejë sado pak në njohjen e vërtetë të tasavufit dhe në përmirësimin e mendimeve të pabaza në lidhje me miqtë e Zotit.

**Suksesi vjen nga Allahu!**

**Osman Nuri Topbash**

Akmesxhid
Dhjetor, 2018-Rebiulahir 1440

---

Shënim: Falënderoj M. Akif GÜNAY, M. Asım KÜÇÜKAŞÇI dhe M. Ali EŞMELİ për kontributin e tyre në përgatitjen e këtij libri dhe i lutem Zotit të Gjithësisë që përpjekjet e tyre të jenë një sadaka rrjedhëse.



# MENDIME RRETH TASAVUFIT

Tërësia e fjalëve të kufizuara është e pamjaftueshme të tregojë kuptimin e vërtetë të **Tasavufit** si një dituri e cila arrihet dhe shijohet vetëm duke u jetuar.
**Tasavufi** është braktisja e zakoneve të këqija dhe zbukurimi me moral të lartë. Tasavufi është pastrimi i egos dhe dëlirja e zemrës.
**Tasavufi** është edukimi i lartë shpirtëror që synon lulëzimin e farës së devotshmërisë duke vënë nën kontroll prirjet negative të natyrës njerëzore.
**Tasavufi** është arti i arritjes së devotshmërisë.



# MENDIME RRETH TASAVUFIT

## ÇFARË ËSHTË TASAVUFI?

**Pyetje:** Le të fillojmë me përkufizimin e tasavufit, shkurtimisht çfarë mund të thoni rreth tij?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Në lidhje me tasavufin janë dhënë shumë përkufizime por nëse do bënim një përshkrim të shkurtër dhe të përmbledhur mund të themi se, tasavufi është përpjekja për ta jetuar Islamin me dashuri dhe përkushtim ashtu siç e jetuan i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij fisnikë me **sinqeritet, mirësi, devotshmëri dhe një dashuri sublime.**

Thënë ndryshe, tasavufi është bartja e **imanit** në një dimension të lartë siç është **ihsani**. Ihsani është adhurimi i Allahut me vetëdijen e plotë të vëzhgimit

të Tij, pra me ndërgjegjësimin se përherë ndodhemi nën mbikqyrjen hyjnore duke e kthyer këtë në një përjetim të zemrës.

Tasavufi është një mënyrë edukimi e vlerave shpirtërore të përmendura në Kuran dhe Traditën Profetike, si: **sinqeriteti, devotshmëria, mirësia, asketizmi, përkushtimi, pendimi dhe kënaqësia e Allahut,** dhe nga ana tjetër është një mundësi pastrimi nga veset e këqija, si: syfaqësia, krenaria, mendjemadhësia, përgojimi dhe zilia. Është përpjekja për të treguar të njëjtën ndjeshmëri të kujdesit ndaj detyrimeve shpirtërore dhe sëmundjeve të zemrës ashtu siç tregojmë kujdes ndaj farzeve dhe harameve.

Në këtë aspekt, tasavufi është brendia e fesë, thelbi dhe thellësia e saj. Nëse kjo thellësi neglizhohet, pas mbetet vetëm një tërësi e zbrazët rregullash.

Ajo çfarë synojmë me pak fjalë t'ua mësojmë të tjerëve rreth tasavufit, është përpjekja për ta njohur të Dërguarin e Allahut nga afër me dashuri dhe

*Imam Rabbani thotë:*

*"Tasavufi është zbatimi i përsosur i sheriatit."*



sinqeritet, është përjetimi i Islamit në përputhje me esencën dhe thelbin e tij duke u mbështjellë me moralin e bukur profetik. Është shembulli më i bukur i "jetës së devotshme" të trashëguar nga i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij fisnikë.

Çdo gjë tjetër që nuk mbështetet në Kuran dhe Traditën Profetike sado që t'i mvishet tasavufit është e pavlerë.



**Pyetje:** Si e përkufizoni termin Insan kamil (njeri i përkryer-përsosur)?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH**

Insan kamil (njeri i përsosur) janë personalitete shembullore të cilët në saje të edukimit shpirtëror kanë përmbushur anën e dukshme dhe të padukshme të fesë dhe kanë arritur të përsosin sjelljen e tyre duke u lartësuar në gradat më të larta shpirtërore.

*Tasavufi është një betejë shpirtërore pa paqe. Zoti ynë ka thënë: "**Adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!**" (Hixhr, 99) Gradat që fitohen me diplomat e kësaj bote mund të kenë jetëgjatësi, por gradat e shpirtit lypsen të ruhen deri në frymën e fundit me ndjeshmërinë e devotshmërisë së sinqertë.*



Në jetën personale të një besimtari të devotshëm nuk vërehen sjellje që bien në kundërshtim sado pak me Kuranin Famëlartë dhe Traditën Profetike. Ajo çfarë bie në sy është lidhja e jashtëzakonshme me të Dërguarin e Allahut, bindja dhe nënshtrimi i plotë. Madje ndjeshmëria e një besimtari në pasimin e parimeve kuranore dhe Traditës Porfetike ngjan me peshoren e argjendarit. Shembullin më të dukshëm e shohim tek sahabet e nderuar me në krye hz. Ebu Bekrin, tek brezi pasardhës si dhe tek të gjithë evlijatë.

Me pak fjalë, duke qenë të vetëdijshëm se ndodhen nën vëzhgimin hyjnor, besimtarët e përkryer janë ata robër fatlumë që nuk humbasin asnjë moment duke u marrë me punë të pavlera por e ndërtojnë jetën mbi parimet e sinqeritetit dhe devotshmërisë.



*Tasavufi është aftësia për të jetuar mbi bazën e istikametit (këmbëngulja dhe qëndrueshmëria në fe). Ndërsa istikameti është lidhja e pandarë me Kuranin dhe Sunetin, është njohja dhe përjetimi me ngazëllim i mesazheve kuranore dhe profetike në çdo fazë të jetës.*



# A ËSHTË I DOMOSDOSHËM INTISABI

## (Lidhja me murshidin)

**Pyetje:** A i nevojitet besimtarit lidhja me një murshid për të pastruar egon dhe për të pasuruar botën e tij shpirtërore?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Gjatë përpjekjes për ta pasuruar anën shpirtërore, besimtari mund të përballet me pengesa të shumta. Zemra e njeriut ngjan me një oqean të pafund, uji i të cilit mund të jetë i qetë apo i trazuar. Sa më shumë që lundron në këtë oqean ai përballet me ëndrra, fenomene dhe gjendje shpirtërore të ndryshme burimi i të cilave mund të jetë hyjnor apo djallëzor.

Pikërisht në këtë mes shfaqet nevoja e udhëheqjes së një murshidi të aftë dhe me përvojën e duhur për të përcaktuar në mënyrë të drejtë këtë burim dhe për të ofruar zgjidhjen e duhur. Natyrisht sa nevojitet një anije të fortë për të kaluar nga njëra anë

*Tasavvufi është përjetimi i Kuranit dhe Traditës Profetike si kënaqësia më e madhe shpirtërore.*



në anën tjetër të oqeanit aq nevojitet edhe prania e një kapiteni të zot. Një kapiten i aftë dhe me përvojë nuk ndalet pavarësisht stuhive të rrëmbyeshme.

Prandaj;

Kush dëshiron të lundrojë në oqeanin e esencës së kuptimit për të mbërritur tek Krijuesi, para së gjithash duhet të sigurojë shoqërimin e një udhërrëfyesi të denjë. Për ndryshe mund të përhumbet në këtë udhëtim plot rreziqe.

Edukimi me mësimet e tasavufit si një domosdoshmëri për të arritur përsosjen shpirtërore, nuk mund të përmbushet thjesht duke lexuar literaturë. Kësisoj, i Dërguari i Allahut në jetën e tij 23 vjeçare profetike, nuk u dha letër e lapës shokëve të tij fisnikë, por i edukoi ata duke u ofruar një shembull të gjallë të praktikimit të urdhrave hyjnore.

Natyrisht, dituria e përftuar nga literatura është e nevojshme dhe e dobishme por në të njëjtën kohë kjo dituri duhet praktikuar dhe jetuar. Për të gjetur

*Tasavufi është miratim dhe dorëzim.*
*Është qëndrueshmëria ndaj dallgëve të jetës,*
*ruajtja e ekuilibrit të zemrës përballë situatave të ndyshme, harresa e çdo ankese dhe pranimi pa kushte i caktimit hyjnor.*



zgjidhjen e duhur ndaj vështirësive të mundshme të cilat mund t'i hasim në jetë, është i nevojshëm rrugëtimi me një udhërrëfyes që zotëron diturinë e duhur shpirtërore dhe që përbën shembullin e nevojshëm.

Nuk mjafton leximi i një libri mjekësor për të kryer një ndërhyrje kirurgjikale, apo leximi i një tërësie ligjesh për të zgjidhur një çështje gjyqësore, po ashtu edhe jeta shpirtërore kërkon një praktikë më vete të pandarë me të vërtetat e saj.

Gjithashtu, një i sëmurë nuk mund ta kurojë veten. Ai nuk mund ta zgjedhë vetë ilaçin dhe dozën e duhur për sëmundjen e tij. Nëse do e bënte këtë, në vend të shërimit do sëmurej edhe më shumë.

Prandaj, lutjet dhe dhikret janë një lloj recete shpirtërore që jepen në varësi të gjendjes së njeriut.

Për shembull, a do të ishte e pranueshme nëse dikush nisur nga dëshira për të fituar më shumë

*Tasavufi*
*është aftësia për të qenë një rob i devotshëm i Allahut duke arritur "Dashurinë dhe Njohjen e Tij".*



shpërblime e mban agjërimin njëzet e katër orë? Natyrisht që jo!

Prandaj, në udhëtimin shpirtëror të quajtur ndryshe Sejr-i suluk është e domosdoshme përjetimi i një lloj lidhjeje mjeshtër-çirak, mësimi dhe praktikimi i shumë çështjeve jo në mënyrë teorike por në mënyrë praktike duke parë dhe dëgjuar nga personi i duhur.

Për rrjedhojë nuk mund të flitet për një jetë shpirtërore në kuptimin e tasavufit pa krijuar një lidhje të drejtë me murshidin e duhur. Në të kundërt devijimi në këtë rrugë është i pashmangshëm. Janë në rrugë të gabuar ata që mundohen të ecin në rrugën e tasavufit në mungesë të disiplinës shpirtërore të murshidit. Nga ana tjetër nuk mund ta kuptojnë gabimin e tyre nëse dikush nuk ua vë në dukje. Madje ata mund t'i përligjin këto gabime si rrjedhojë e mashtrimit dhe tundimit të shejtanit.



***Tasavufi** është ndjenja e përgjegjësisë e besimtarëve që kanë arritur përsosjen shpirtërore dhe materiale për të kompensuar të metat e të gjitha krijesave duke iu qasur atyre me një shpirt altruist.*



**Pyetje:** Çfarë duhet të bëjë fillimisht një person që dëshiron të hyjë në tasavuf por që akoma nuk është bërë pjesë e një rruge të caktuar?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Para së gjithash duhet të kuptojmë që tasavufi është përpjekja për të përsosur bindjen ndaj parimeve të fesë si rrjedhojë e edukimit të ndjenjave të brendshme njerëzore. Prandaj, fillimisht duhet të shihet nëse rruga e zgjedhur është apo nuk është në përputhje me Kuranin dhe Traditën Profetike, i përshtatet apo jo parimeve të fesë.

Hz. Omeri ka një shprehje të bukur:

"*Për të edukuar njerëzit, fillimisht duhet të përmirësoni veten tuaj.*"

Thënë ndryshe nuk mund të gostisni askënd me një gotë të zbrazët. Prandaj, murshidi i ndodhur në pozitën e udhërrëfyesit fillimisht duhet të ketë plotësuar anën e jashtme dhe të brendshme të fesë. Pra është e pamundur të flitet për një murshid i cili

***Tasavufi** është kthimi në natyrshmëri e dhembshurisë, mëshirës, dashurisë dhe shërbimit ndaj krijesave për hir të Krijuesit.*



nuk ndjek parimet e Kuranit dhe Traditës Profetike apo shfaq mangësi dhe mospërfillje ndaj tyre.

Tregohet një histori domethënëse në lidhje me një prej murshidëve të mëdhenj, Bejazid Bistamiun:

Një ditë Bejazidi niset me muridët e tij për të takuar një "veli" të famshëm në mesin e njerëzve. Ndërsa po dilte nga shtëpia për të shkuar në xhami, vëren se ai pështyn në drejtim të kibles. Bejazidi i shqetësuar nga ky gjest i pamatur dhe i pahijshëm kthehet menjëherë pa e përshëndetur dhe u thotë nxënësve të tij:

"Ky person, çalon në çështjet e mirësjelljes që na ka mësuar i Dërguari i Allahut! E si mund t'i besojmë në çështjet e fshehta të Krijuesit Fuqiplotë?!"

Pra veçoria më e dukshme e murshidit të vërtetë është pasimi i Traditës Profetike. Kjo ndjeshmëri ndaj Kuranit dhe Sunetit është një kusht i domosdoshëm që duhet kërkuar tek murshidët për të kri-

***Tasavvufi** është një **udhëtim i shenjtë***
*me dashuri dhe miqësi të vërtetë*
*drejt Krijuesit Fuqiplotë.*



juar besim në çështjet fetare dhe shpirtërore. Sepse pasuria e vërtetë e shpirtit është lidhja me Kuranin dhe Traditën Profetike.

Prandaj, nuk mund t'u besohet atyre që shfaqin pandjeshmëri ndaj Kuranit dhe Sunetit edhe pse në mesin e njerëzve mund të njihen si hoxhallarë apo shehlerë të famshëm.

Edhe sikur këta njerëz të shfaqin zbulime (keshf) e mrekulli (keramet) duhet të tregojmë kujdes në qasjen ndaj tyre. Sepse këto nuk mund të jenë mrekulli, por vetëm mashtrime të shejtanit.

Xhunejd Bagdadi thotë:

"*Edhe nëse e shihni duke fluturuar në ajër një njeri që nuk ndjek parimet e Kuranit dhe nuk zbaton Traditën Profetike, ta dini që kjo nuk është një mrekulli (keramet), por një mashtrim i shejtanit (istidraxh)*."

Nga ana tjerër, qëllimi i tasavufit është edukimi i anës shpirtërore me qëllim që të përmbushen

*Tasavvufi është shpëtimi nga mbërthimi i dëshirave kalimtare të kësaj bote duke e kuptuar jetën e Ahiretit si thelbin e vërtetë të jetës.*



dispozitat e fesë në mënyrë sa më të plotë. Tasavufi nuk është injorim apo anashkalim i praktikimit të fesë në emër të zhytjes në botën shpirtërore.

Por, fatkeqësisht ka prej atyre që anashkalojnë çështjet themelore të fesë duke pretenduar përkatësi ndaj një tarikati të caktuar. Ata nënvlerësojnë dispozitat praktike të fesë, pra Sheriatin. Kjo nuk është gjë tjetër vetëm se një tregues i qartë i shmangies nga e vërteta e tasavufit. Pretendimi që "E rëndësishme është të kem zemrën e pastër, veprat s'kanë rëndësi..." krijon qartazi një terren të përshtatshëm për nefsin. Kjo nuk ka të bëjë aspak me tasavufin, si shërbyesin e vërtetë të fesë.



***Ebu'l-Alije** një nga imamët e periudhës së tabiinëve thotë: "Nëse do të transmetonim një hadith nga një person, fillimisht do të duhej të shihnim namazin e tij. Sepse rregullsia e namazit tregon edhe rregullsinë e vetë personit, në të kundërt anashkalimi i namazit tregon edhe pakujdesinë e vetë personit."*

***Namazi është mburojë ndaj së keqes.***



**Pyetje:** A mund të ndani me ne disa kujtime që kanë ndikuar më së shumti tek ju gjatë kohës që keni kaluar me Sami Efendinë.

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

Babai im i ndjerë, Musa Efendiu, shpesh më merrte për dore në bisedat fetare të Sami Efendiut edhe pse unë isha ende fëmijë. Natyrisht nuk mund t'i kuptoja të gjitha ato që thuheshin në atë bisedë por ndikohesha shumë nga atmosfera shpirtërore që krijohej.

Jeta mistike e Sami Efendiut ishte ndërtuar pikërisht mbi bazën e këtyre bisedave fetare (sohbete). Në to merrnin pjesë njerëz të sferave të ndryshme, madje edhe dijetarë të kohës, ndër më të njohurit e periudhës së fundit të Osmanëve si, Bekir Haki Efendiu, Omer Nasuhi Efendiu, Fuad (Çamdibi) Efendiu.

Unë atëherë çuditesha sesi këto njerëz vinin të dëgjonin për tema që i njihnin fare mirë... Por me

*__Bejazid Bistami__ thotë: Mos i besoni mrekullisë së një personi të cilin e shihni duke qëndruar këmbëkryq në ajër, por që nuk ruan kufijtë e urdhëresave dhe ndalesave hyjnore, nuk pason Traditën Profetike dhe nuk respekton ligjet hyjnore.*



kalimin e kohës kuptova që sohbetet në fakt ishin tubime për ushqimin e shpirtit.

Sami Efendiu në bisedat e tij fetare i jepte një vend të veçantë termave "kalb-i selim" (zemra e shëndoshë) dhe "nefs-i mutmaine" (shpirti i qetësuar). Për të arritur në shkallën e "kalb-i selim", zemra duhet të lartësohet në nivele të larta. Na tregonte që ringjallja në Ditën e Gjykimit do jetë e lidhur ngushtë me gjendjen tonë shpirtërore në jetën e kësaj bote.

Po ashtu në bisedat e tij fetare, tregimet plot urtësi, zinin një vend të veçantë. Me pak fjalë thoshte:

"Treguesi i dashurisë së sinqertë është pasimi me sjellje dhe veprime i njeriut që do."



***Mahmud Sami RAMAZANOGLU thotë:***

*"Morali i njeriut formësohet nga shoqëria që e rrethon. Nëse një njeri me moral të bukur shoqërohet me njerëz të shkujdesur, me kalimin e kohës karakteri i tij tjetërsohet duke marrë tipare djallëzore."*



# SHEMBUJ TË VIRTYTIT

**Pyetje:** A mund të na flisni rreth disa virtyteve të miqve të Allahut?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

Le t'i japim përgjigje kësaj pyetjeje duke marrë si shembull sahabët e nderuar!

Sahabët u brumosën nën klimën shpirtërore të begatë të kuvendeve profetike. Ato ishin shembuj madhështorë virtytesh si rezultat i këtij edukimi shpirtëror që kishin përftuar nga i Dërguari i Allahut.

Menjëherë pas Miraxhit, në kohën kur politeistët u munduan të hidhnin dyshime,

Hz. Ebu Bekri i quajtur "besniku" tha: "Nuk ka dyshim në atë që ka thënë Pejgamberi (a.s.)!" Ai fali të gjithë pasurinë e tij në rrugë të Islamit.

Hz. Omeri, i njohur në histori për drejtësinë e tij thoshte:

***Mahmud Sami RAMAZANOGLU thotë:***

*Kafshata e ndaluar (haram) është shkak për prishjen e zemrës dhe gjakut, për rrjedhojë edhe për punët e këqija. Ndërsa zemra dhe trupi të ushqyer nga kafshata e lejuar (hallall) shfaqin vetëm punë të bukura. Kjo ngjan me tokën pjellore nga e cila korr prodhim të begatë dhe me tokën shterpë nga e cila nuk ke çfarë pret.*



“Unë do të jap llogari para Zotit tim, nëse një dele rrëmbehet nga një ujk pranë brigjeve të Eufratit.”, duke përjetuar kështu një shkallë të lartë të përgjegjësisë. Ai edhe netëve vraponte në ndihmë të të varfërve duke u bartur atyre ushqime.

Hz. Osmani i njohur për bujarinë, mirësjelljen dhe pasionin (dashurinë) e leximit të Kuranit, ishte aq i lidhur shpirtërisht dhe me sinqeritet me të Dërguarin e Allahut saqë kur u paraqit në Mekë si ndërmjetësues para marrëveshjes së Hudejbijes, të afërmit e tij politeistë i thanë:

“- Vetëm ti mund t’i bësh tavaf Qabes!”

Por ai u përgjigj:

“- Unë nuk mund të jem në një adhurim ku nuk është i Dërguari i Allahut!”

Hz. Aliu i njohur për trimërinë dhe diturinë e tij, ishte shembulli i bujarisë edhe në skamje. Sipas një transmetimi, ai dhe bashkëshortja e tij, hz. Fatimja

***Sahabet e nderuar** janë shembulli më konkret i edukatës së tasavufit.*

*“Rabita” është një mënyrë për ta mbajtur të gjallë dashurinë dhe respektin. Shembullin më të qartë të saj e shohim tek lidhja shpirtërore e **hz. Ebu Bekrit** ndaj të Dërguarit të Allahut.*



agjëruan tre ditë duke çelur iftar vetëm me pak ujë pasi dhuruan atë pak ushqim që kishin, për jetimët, të varfërit dhe robërit që trokisnin në derën e tyre duke u lutur me fjalët: “Na falni diçka për hir të Allahut!”

Janë të panumërta shembujt e virtyteve të sahabëve të nderuar... Por historia vijuese e cila tregon botën e jashtëzakonshme shpirtërore të një njeriu të robëruar që jetonte i vetëm në Epokën e Lumturisë, shfaq më së miri dimensionin e lartë njerëzor që kishte arritur shoqëria e asaj kohe:

Teksa **Abdullah bin Xhaferi** po kalonte në rrugë, rastësisht vuri re një shërbëtor me ngjyrë i cili kishte ndarë një copë të vogël buke me të cilën po ushqente një qen. E vështroi për një kohë pastaj iu afrua duke e pyetur:

“-Kush je ti?”

“-Unë jam një rob.”

***Imam Rabbani thotë:***

*“Dijeni mirë se zemra është e afërt me Allahun. Nuk ka gjë më të afërt me madhështinë e Tij sesa zemra. Prandaj ruajeni atë edhe në qoftë e sëmurë.”*



“-Ç’janë këto copa buke?”

“-Janë ushqimi im i ditës.”

“-Po ky qen?”

“-Një mysafir. E pashë që nuk i përket këtij vendi, duhet të ketë ardhur nga larg. Ka humbur rrugën. Kur pashë që ishte i uritur, i zgjata një kafshatë. Duhet të ketë qenë shumë i uritur përderisa vazhdoi të hante sa herë i dhashë nga copa e bukës. Ia dhashë të gjithën.”

“-Po ti me çfarë do ushqehesh?”

“-Sot do duroj! Allahu siç më krijoi mua, krijoi edhe këtë qen (kafshë). Sot ai është nën përkujdesjen time...”

Ja pra, kjo është qasja ndaj krijesave me këndvështrimin e Krijuesit...

Kjo është domethënia (ky është kuptimi) i njeriut të mëshirës...

Abdullah bin Xhaferi i mahnitur nga kjo sakri-

*Besimtari duhet të jetë i butë (i dhembshëm) si flladet e lehta, bujar si shiu që bie, në çdo çast duhet të shpërndajë paqe në kërkim të kënaqësisë së Allahut.*



ficë e robit, vrapoi për të gjetur të zotin dhe i dhuroi atij lirinë.

Le të mendojmë pak se, këta njerëz para ardhjes së Islamit i përkisnin një shoqërie të zhytur në injorancë. Ç'ishte ky edukim që i solli atyre një gjendje të tillë shpirtërore, një ndjenjë dhembshurie dhe mëshire kaq të lartë?

Ky ishte edukimi profetik me të cilën u edukuan nën shoqërinë e të Dërguarit të Allahut.

Në periudhën e injorancës ata jetonin në një sistem klasor të ngjashëm me atë të Indisë.

Robërit dhe të varfërit nuk konsideroheshin njerëz. Mesazhi që solli i Dërguari i Allahut çrrënjosi këto ndarje klasore.

Hz. Bilali, muezini i Pejgamberit (i parë i Islamit) ishte njeri me ngjyrë. Në një moment nervozizmi, Ebu Dherri iu drejtua atij me fjalët:

"**O biri i një gruaje të zezë**!" I Dërguari i Allahut u zemërua dhe i tha:

*Kur Sakarja u hodh në Detin e Zi;*
*Vetë ajo mbeti, por tiparet u bënë Det.*
*Pra kur të shuash egon tënde, atëherë do ta jetosh praninë e Zotit tënd. Thuhet se:*

*Nëse ti tërhiqesh*
*Pas mbetet Krijuesi...*



“**Ti akoma mbart një ves nga periudha e injorancës**!” Ebu Dherri u pendua nga ajo që tha dhe shkoi t’i kërkonte falje hz. Bilalit. Vendosi kokën në pragun e tij dhe i tha:

“O Bilal! Do ta ngre kokën nga ky prag vetëm nëse më fal dhe shkel me këmbën tënde mbi fytyrën time.”

Hz. Bilali tha që nuk ishte e nevojshme, por Ebu Dherri këmbënguli dhe si përfundim ai bëri sikur i shkeli mbi fytyrë. Më pas ata u ndanë të kënaqur me njeri-tjetrin.

Pas kësaj ndodhie Ebu Dherri u tregua i kujdesshëm ndaj këshillës së Pejgamberit (a.s.). Një person nga brezi i tabiinëve, Marur bin Suvejd tregon për një ndodhi në lidhje me Ebu Dherrin:

“Pashë Ebu Dherrin të veshur me një rrobë të shtrenjtë. Të njëjtën rrobë kishte veshur edhe robi i tij. Kur e pyeta pse kishte vepruar ashtu, ai m’u përgjigj se i Dërguari i Allahut kishte thënë:

*Tasavufi është përpjekja për të qenë bashkë me të Dërguarin e Allahut në Xhenet:*

اَلْمَرْءُ مَعَ مَنْ اَحَبَّ

***“Njeriu është me atë që do!”***

*(Buhari, Edeb, 96)*



*"Ata janë shërbëtorët tuaj, por në të njëjtën kohë edhe vëllezërit tuaj. Allahu i ka lënë ata nën mbrojtjen tuaj.*

*Nëse ndonjëri prej jush ka nën mbrojtje vëllanë e tij, le ta ushqejë si ushqehet për vete dhe le ta veshë siç vishet për vete.*

*Mos i ngarkoni me punë që nuk mund t'i përballojnë.*

*Nëse i ngarkoni punë të tilla atëherë ndihmojini ata."* (Buhari, Iman, 22, Itk, 15; Muslim, Ejman, 40)

Në një shoqëri të tillë të brumosur me ndenjën e vllazërimit shfaqeshin ngjarje të një sakrifice unike.

**Një shembull:**

Një sahabi dërgoi kokën e një bagëtie në shtëpinë e një të varfri. Por ai duke menduar se kishte më nevojtar se ai e dërgoi në shtëpinë e tij. Ky i fundit e dërgoi në shtëpinë e një tjetri dhe kështu pasi shëtiti

*Sa e trishtë është të zvarritesh pas kënaqësive të egos së kësaj bote, kur mund të zotërosh një thesar të mrekullueshëm lumturie siç është afrimi me devotshmëri ndaj Krijuesit Fuqiplotë!*



në shtatë dyer, koka e bagëtisë u kthye përsëri në duart e sahabiut. (Hakim, II, 526)

Kjo pamje nuk shfaqej vetëm në dimesionin material, por edhe në atë shpirtëror, të gjithë jetonin në paqe me njëri-tjetrin.

Në betejën e Tebukut, Pejgamberi bëri thirrje për bamirësi. Ulbe bin Zejdi, ngaqë ishte shumë i varfër nuk kishte asgjë për të dhuruar por megjithatë tha:

"O i Dërguari i Allahut! Le të jetë sadakaja ime falja për të gjithë ata që më kanë mërzitur, që kanë folur keq për mua apo që më kanë tallur."

I Dërguari i Allahut e pranoi lëmoshën e tij, po ashtu e përgëzoi me lajmin e bukur që edhe Krijuesi Fuqiplotë e kishte pranuar sadakanë e tij. (Ibn Haxher, el-Isabe, II, 500; Ibn-i Kethir, es-Sire, IV, 9; Vakidi, III, 994; Bezzar, III, 312)

I Dërguari i Allahut i brumosi sahabet me këtë shpirtgjerësi ndaj vëllezërve të tyre besimtarë.

*Veprat e mira që nuk shoqërohen me sinqeritetin dhe devotshmërinë e zemrës kanë fatin të shkatërrohen si një ndërtesë e kalbur, pa marrë parasysh sa të shumta janë ato në numër.*



Një ditë, teksa ishte ulur me shokët e tij, pyeti:

"Si nuk u bëtë edhe ju si Ebu Damdami?

Sahabët ngaqë nuk e njihnin atë, pyetën me habi:

"Kush është Ebu Damdami?"

I Dërguari i Allahut u përgjigj:

"Ai ishte një person nga një brez para jush. Ai i falte njerëzit që e fyenin dhe e përgojonin."

Edhe njerëzit e ditur vazhduan të ndjekin gjurmët e sahabeve fisnikë në hijeshi dhe finesë. Ata ishin shembulli i mëshirës ndaj umetit, njerëzimit dhe ndaj gjithë krijesave.

**Bejazid Bistami** gjatë një udhëtimi, u ndal për të pushuar nën hijen e një peme, hëngri diçka pastaj vazhdoi përsëri udhën. Pas një farë kohe vuri re një milingonë që ishte ngjitur në torbën e ushqimit. U mërzit ngaqë ishte bërë shkaktar që ajo të ndahej nga vendi i saj dhe kështu vendosi të kthehej mbrapsht

***Lukmani i urtë thotë:***

*"Mos harro dy gjëra: Allahun e Lartësuar dhe vdekjen.*

*Harroji dy të tjera: Të mirën që i ke bërë dikujt dhe të keqen që të ka bërë dikush", deri sa zemra të zbutet, shpirti të mbushet me mirësi dhe emri yt të skalitet në regjistrin e të mirëve.*



duke e lënë milingonën në vendin ku ishte ndaluar për të ngrënë.

Ky tregim i Bejazit Bistamiut përcjell urtësi:

Atij i bëhet e ditur se një person me emrin Ebu Hafs el-Haddad i cili punonte si farkëtar kishte arritur gradat më të larta të devotshmërisë. Pyeti veten si është e mundur që njeri i tillë të ketë arritur këto grada dhe nisi ta kërkonte.

Më në fund e gjeti atë duke i dhënë formë hekurit pranë zjarrit. U afrua dhe vuri re se në sytë e tij po rridhnin lot. Pyeti:

“ -Ç’të mundon, përse qan?”

Ebu Hafsi u përgjigj:

“-Çfarë do të bëhet me gjynahqarët në Ditën e Gjykimit?”

Bejazidi pyeti:

“- E ç’të shqetëson ty fundi i tyre? Ti shih veten tënde!”

*Hz. Mevlana, thelbin e tasavufit*
*e përmbledh me fjalët:*
*Për sa kohë të kem shpirt,*
*unë jam robi i Kuranit.*
*Jam pluhuri i rrugës së hz. Muhamedit.*



Ebu Hafsi psherëtiu thellë dhe tha:

“Karakteri im është brumosur përmes mëshirës. Nëse një mysliman vuan, unë nuk mund të jem i lumtur.”

Bejazid Bistami tha:

“Kuptova që në rrugëtimin shpirtëror grada më e rëndësishme (më e lartë) është mëshira. Ebu Hafsi nuk ishte prej atyre që kërkonin të shpëtonin “Veten! Veten!”, por “Umetin! Umetin!” Kjo mëshirë dhe dhembshuri ishte kthyer tashmë në një pjesë të pandashme nga karakteri i tij.”

Ndërsa Ebu’l-Hasen Harekani këtë ndjenjë mëshire dhe dhembshurie e shpreh me fjalët:

“*Gjembi që lëndon gishtin e vëllaut tim besimtar qoftë ky në hapësirën midis Turkistanit dhe Damaskut, ka lënduar edhe gishtin tim, guri që godet këmbën e tij, ka lënduar edhe këmbën time. Nëse një zemër është lënduar, ajo është zemra ime.*”

Ndërsa **hz. Mevlana** e përshkruan këtë ndjesi me fjalët:

***Bejazid Bistami** thotë:*

*“Ai që bart mbi supe pikëllimet e të tjerëve,*
*që i zgjidh nevojat e tyre me butësi*
*dhe që zotëron moralin më të bukur,*
*është më afër Krijuesit Fuqiplotë.”*



“*Shemsi më mësoi se*:

“*Nuk ke të drejtë të ngrohesh në këtë botë, nëse ka ftohtë qoftë edhe një besimtar i vetëm.*”

*Unë e di që në botë ka myslimanë në vështirësi, andaj unë nuk mund të ngrohem më*!”

Qasja e tyre mëshiruese nuk ishte vetëm ndaj të devotshmëve por edhe ndaj gjynahqarëve duke i konsideruar ata si zogj krahëthyer të etur për mëshirë.

Urrejtjen ndaj gjynahit nuk ia mveshnin gjynahqarit. Ata përpiqeshin të gjenin zgjidhje për hallin e tyre duke i trajtuar me mëshirë gjynahqarët ashtu siç trajton një mjek i urtë të sëmurin e tij. Në lidhje me këtë tregohet se:

Gjatë një tubimi fetar në teqe papritmas shfaqet një i dehur. Dervishët e pranishëm aty mundohen ta përzënë me forcë të dehurin. Ndërkohë Mevlana gjykon se ai person i dehur kishte trokitur në de-

*Mëshira është fryti më i ëmbël i besimit. Shprehja më e bukur e saj është gostitja e tjetrit me diçka tënden që ai nuk e ka. Me fjalë të tjera mëshira është nxitimi për të ndihmuar njerëzit me çdo gjë për të cilën kanë nevojë.*



rën e teqes me një qëllim të mirë prandaj u thotë dervishëve me një ton qortues:

"- Mos e prekni të gjorin! Po shoh se verën e ka pirë ai, por të dehurit jeni ju!

Mbulimi i të metave të të tjerëve (Mbulimi i turpit) ka qenë një nga cilësitë e jashtëzakonshme të miqve të Zotit. Një ndër dijetarët e Belhit, shejh Hatem-i Esamm, edhe pse kishte aftësi normale dëgjimi thirrej me nofkën "Esamm", "i shurdhër". Në lidhje me këtë tregohet se:

Një ditë një grua e gjorë u paraqit pranë tij për t'i treguar një problem që e shqetësonte. Sapo kishte filluar të fliste, në mënyrë të pavetëdijshme ajo lëshoi një zë të shëmtuar. Gruaja nga turpi desh u shkri si qiriu. Hatemi duke parë gruan të turpëruar në atë gjendje bëri sikur nuk dëgjoi dhe vendosi dorën tek veshi dukë thënë:

"- Motër, unë nuk dëgjoj mirë, ma përsërit me zë më të lartë! Nuk arrita të të dëgjoj.."

*Njeriu më fatkeq është ai që ka humbur mëshirën. Mëshira është dëshmia e humanizmit. Kur humbet mëshira nuk mund të flitet as për ndërgjegje as për humanizëm.*



Kështu gruaja u qetësua duke menduar se ajo që ndodhi nuk u kuptua dhe vazhdoi të fliste me zë më të lartë.

Thuhet se, që nga ajo ndodhi Hatemi për pesëmbëdhjetë vite bëri sikur nuk dëgjoi që gruaja mos ta kuptonte të vërtetën dhe mos të turpërohej. Kështu ai u thirr Hatem-i Esam, pra Hatemi i shurdhër.

Besimtarët e devotshëm e kanë konsideruar gabim të madh një shkujdesje sado të vogël ndaj besimtarëve dhe për këtë i janë lutur Zotit vite me radhë për falje. Një ditë, Serijj-i Sakati teksa po u shpjegonte nxënësve të tij hadithin:

"Nuk është prej besimtarëve ai që nuk shqetësohet për problemet e tyre.", një nxënës hyri nxitimthi duke thënë:

"- Hoxhë! E gjithë lagja u bë shkrumb e hi! Vetëm shtëpia juaj shpëtoi."

Hoxha iu përgjigj duke thënë "Elhamdulilah!"

Pas tridhjetë viteve hoxha i tregoi një miku të

***Ebu'l- Hasan Harakani thotë:***

*"Gjembi që lëndon gishtin e vëllaut tim besimtar qoftë ky në hapësirën midis Turkistanit dhe Damaskut, ka lënduar edhe gishtin tim, guri që godet këmbën e tij, ka lënduar edhe këmbën time. Nëse një zemër është lënduar, ajo është zemra ime."*



tij se akoma ndihej në faj ngaqë kishte falënderuar Allahun vetëm për veten e tij duke thënë “Elhamdulilah!” dhe duke harruar për një moment të vetëm shqetësimin e të tjerëve. “Ka tridhjetë vjet që i lutem Zotit të më falë për atë moment shkujdesjeje.”- tha ai.

Ata ishin mishërimi i altruizmit. U ngopën me ngopjen e të uritërve. U gëzuan dhe gjetën paqe me udhëzimin e të shkujdesurve.

Davud-i Tai një ditë u gostis nga një nxënës me mish. Pasi e shikoi ushqimin pyeti:

- Si janë jetimët?

Nxënësi uli kokën dhe tha:

- Njësoj, zotëri!

- Atëherë, merreni këtë ushqim dhe dërgojeni tek ata.- tha ai.

Nxënësi këmbënguli duke thënë:

- Zotëri, u bë kohë e gjatë që ju nuk keni ngrënë, sikur të ushqeheshit ju me këtë ushqim?”

*Shfaqja më e bukur dhe kuptimplote e dashurisë ndaj të Dërguarit të Allahut është pasimi i traditës së tij profetike. Pasimi i traditës profetike është kusht sipas parimit* ***“I dashuruari (Ashiku) pas dikujt pëlqen gjithçka të atij/asaj që do”.***



Davud-i Tai u përgjigj me një butësi dhe mëshirë të natyrshme të buruar nga tasavufi i pastër:

- Biri im! Nëse do e konsumoj unë këtë mish pas pak kohe do tretet nga organizmi im, por nëse ushqehen ata jetimë shpërblimi do lartësohet përjetësisht në Arshin e Lartësuar...!"

Miqtë e Zotit arritën këtë gradë të dhembshurisë, mëshirës dhe altruizmit në saje të përpjekjeve dhe sakrificave të pastra.

Një shembull:

**Shah Nakshibendiu** për të arritur kulmin e modestisë u këshillua nga prijësi i tij **Emir Kulal**, t'i shërbente për shtatë vite më radhë njerëzve të sëmurë dhe të përvuajtur si dhe në vazhdim kafshëve të braktisura dhe të plagosura. Ai pastronte rrugët ku kalonin njerëzit dhe thoshte që gradën më të lartë shpirtërore e kishte fituar në saje të këtyre sakrificave (shërbimeve).

***Imam Rabbani thotë:***

*Pasimi i Pejgamberëve është shkak për lartësim në grada të larta. Hz. Ebu Bekri ishte shembulli më i mirë i pasimit të të Dërguarit të Allahut duke përjetuar kënaqësinë e gradës "besniku".*



**Aziz Mahmud Hydaji**, për ta mposhtur egon shiste mushkëri në pazar i veshur me kaftanin e tij.

**Junus Emre**, për dyzet vite barti dru në dergah. Për të fituar zemrën e prijësit të tij Tapuk Emre, vuri kokën në pragun e tij.

Ata u zhytën në thellësinë e hiçit duke mposhtur unin e tyre. Ata e kishin kuptuar fshehtësinë e shprehjes:

Nëse ti tërhiqesh
Pas mbetet Krijuesi...

Të shpëtuar nga egoja, bota me gjithçka brenda u bënë një hiç për ta. Ata përherë anuan nga jeta e përtejme dhe bota shpirtërore.

Bashkëbisedimi midis Ibrahim bin Et'hemit dhe Shakik Belhit është shumë kuptimplotë:

Shakik Belhi e pyeti Ibrahim bin Et'hemin:

"-Çfarë bëni për të siguruar jetesën?"

Ibrahim bin Et'hemi u përgjigj:

***Imam Rabbani thotë:***

*Një ditë hyra të marr abdest me këmbën time të djathtë. Ky veprim (në kundërshtim me praktikën profetike) u bë shkak që atë ditë të privohesha nga kënaqësia shpirtërore.*



“-Kur kemi (kur gjejmë) falënderojmë, kur nuk kemi durojmë...!”

Shakik Belhi thotë:

“-Kështu veprojnë edhe qentë e Horosanit!”

Këtë radhë pyeti Ibrahim bin Et’hemi:

“-Po ju si veproni?”

Shakik Belhi u përgjigj:

“-Kur kemi, falënderojmë Zotin dhe atë çfarë kemi e ndajmë me të tjerët, kur nuk kemi falënderojmë me durim!”

Siç shihet në këto përgjigje të mençura, vihet re një qasje që kapërcen kuptimet e përcipta.

Sepse të vërtetat nuk mund të perceptohen njësoj nga shtresa të ndryshme të njerëzve. Një zemër e brumosur me devotshmëri kupton dhe përjeton të vërtetat Islame në mënyrë më të thellë dhe më të bukur. Këto nivele janë quajtur sheriat, tarikat, hakikat dhe marifet.

***Muhammed Zahid thotë:***

*“Modelet etike të tasavufit janë pishtarë ndriçues për ata që duan të përparojnë në këtë rrugë. Kush dëshiron të ecë përpara në botën shpirtërore duhet të ndjekë më vendosmëri këto modele.”*



Për shembull:

Në sheriat parimi është:

“Prona jote është e jotja, prona ime është e imja.”

Sepse kjo është baza ligjore dhe legale.

Ndërsa në tarikat:

“Prona jote është e jotja, ndërsa e imja -për hir të Zotit- është po e jotja.”

Sepse mbizotëron ndjenja e sakrificës sipas parimit “fena fi’l-ihvan” (vetmohim në vllazëri). Bujaria dhe altruizmi tashmë janë kthyer në një kënaqësi shpirtërore.

Në hakikat:

“As prona ime s’është e imja, e as e jotja s’është e jotja, çdo gjë i përket Allahut.”

Pra në këtë nivel, duke pranuar se “Prona i përket vetëm Allahut.”, shpenzimi i gjithçkaje në rrugën e Tij kthehet tashmë në një parim. Pasuria e kësaj

***Xhaferi r.a. thotë:***

*(Krijuesi Fuqiplotë na la të kuptojmë se):*

***“O botë! Kush më shërben Mua, shërbeji edhe ti atij. Ndërsa kush të shërben ty, bëje shërbëtor tëndin dhe mundoje!”***



bote nuk ka më vlerë. Shembullin më të bukur të këtij përjetimi e shohim tek hz. Ebu Bekri. Pasi ai e kishte dhuruar tërë pasurinë në rrugë të Zotit, i Dërguari i Allahut e pyeti:

*"-Çfarë u ke lënë fëmijëve dhe familjes tënde?"*

Ai u përgjigj:

"-U kam lënë Allahun dhe të Dërguarin e Tij!" (Ebu Davud, Zekat, 40)

Sa bukur shprehet Junus Emre:

Sufitë janë të etur për sohbet,
Ahitë janë të etur për ibadet,
Mexhnunët janë të etur për Lejlanë,
Ndërsa unë jam i etur për Ty!

Le të dëgjojmë një histori tjetër që mbart bukurinë e kësaj të vërtete:

Sheh Shiblin e pyetën:

"- Sa është zekati i pesë deveve?"

***Abdulkadir Gejlani** është shprehur se kjo thirrje i është drejtuar njeriut:*

***"Unë jam sekreti i njeriut dhe njeriu është sekreti Im."***



“- Sipas rregullit është një dele, por sipas nesh çdo pasuri është e Allahut.”- u përgjigj ai.

“-Cili është argumenti juaj për këtë çështje?”- u pyet ai përsëri.

“-Argumenti ynë është shembulli i hz. Ebu Bekrit. Ai e dhuroi tërë pasurinë në rrugën e Allahut. Kush e harxhon pasurinë e tij bujarisht në rrugë të Allahut ai është i afërt me hz. Ebu Bekrin. Po ashtu kush dhuron një pjesë të madhe të pasurisë në rrugë të Allahut ai është i afërt me hz. Osmanin.”-u përgjigj ai.

Delikatesa dhe hijeshia e treguar nga miqtë e Allahut janë shprehje e virtyteve të tyre të jashtëzakonshme.

Ebu Lejth Samerkandi shprehet:

“Ai që dhuron duhet të jetë falënderues ndaj atij që merr, sepse në saje të tij, ai shpëton nga shumë telashe, probleme dhe vështirësi të kësaj bote dhe

***Shejh Sadi thotë:***

***“Falënderoje Allahun që të ka udhëzuar të punosh vepra të mira.*** *Ai nuk të ka braktisur nga mirësia dhe bujaria e Tij. Bëhu mirënjohës ndaj Atij që t’i ka mundësuar këto vepra.”*



jetës së përtejme, dhe ç'është më e rëndësishme ai fiton kënaqësinë e Krijuesit Fuqiplotë."

Kështu, Mahmud Sami Rmazanoglu dhe babai im i shtrenjtë Musa Topbash tregoheshin shumë të ndjeshëm ndaj rregullave të etikës së sadakasë dhe dhurimit aq sa personave që u dhuronin diçka u drejtoheshin me fjalët "Zotëri i nderuar...., ju falënderoj që pranuat sadakanë time..." në mënyrë që ata të mos ndiheshin në borxh moral dhe i falënderonin me sinqeritet për mundësinë që u kishin dhënë për të fituar kënaqësinë hyjnore.



***Hz. Mevlana thotë:***

*"Fitoji zemrat duke dhuruar pasurinë, pronën dhe gjithçka tënden, sepse lutja e asaj zemre do të ndriçojë e do të bëhet nur në natën e errët të varrit...!"*



# SHENJAT DALLUESE TË MIQVE TË ZOTIT

Pyetje: Hoxhë i nderuar, cilat janë shenjat dalluese të miqve të Zotit nën dritën e shembujve?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri Topbash:**

- Le të sjellim disa shembuj nga përmbledhja e bukur e autorit Erzurumlu Ibrahim Hakki në librin e tij Insan-ı Kamil:

1. Miqtë e Zotit u lartësuan në saje të dashurisë hyjnore. Kënaqësitë e përkohshme tek ata nuk kishin më vlerë. Thënë ndryshe dashuritë legjitime të përkohshme u shndërruan në një hap drejt dashurisë hyjnore duke e kthyer këtë përjetim në një dashuri të pakufishme.

I Dërguari i Allahut kur kërkonte në lutjet e tij dashurinë e Krijuesit, përsëriste këtë dua të hz. Davudit:

“O Allah! Unë kërkoj dashurinë Tënde, dashu-

***Junus Emre shprehet:***

*Sufitë janë të etur për sohbet,*
*Ahitë janë të etur për ibadet,*
*Mexhnunët janë të etur për Lejlanë,*
*Ndersa unë jam i etur për Ty!...*



rinë e atyre që të duan Ty, dashurinë ndaj një vepre të mirë që më afron në dashurinë Tënde. O Allah! Bëje tek unë dashurinë për Ty më të dashur se vetja ime, familja ime, pasuria ime dhe uji i ftohtë!" (Tirmidhi, Deavat, 72/3490)

2. Ata i kushtojnë vëmendje sheriatit. Jetojnë dhe mbajnë gjallë parimet e tij pa bërë asnjë lëshim. Në mënyrë të veçantë i kushtojnë rëndësi adhurimit në prag të agimit për të plotësuar parimet e sheriatit në nivelet më të larta.

Seheri (pragu i agimit):

- Është koha e faljes.

- Është koha e përtëritjes së besimit përmes meditimit të Fjalës së Njesisë (La ilahe il-lall-llah).

- Është koha e përshëndetjes me të Dërguarin e Allahut dhe e reflektimit të dashurisë ndaj tij.

- Është koha e meditimit të jetës së varrit nga errësira e zymtë e kohës.

***Junus Emre shprehet:***

*O i pasur, o pronar,*
*E njeh vallë Pronarin e parë?*
*Edhe pasuria edhe prona gënjeshtra janë*
*Për të mashtruar ty qëllim e kanë.*



Ashtu siç mund të flitet për organet e trupit, si: zemra, mushkëritë, mëlçia, stomaku etj., në këtë kuptim adhurimi në prag të agimit është koha e stolisjes së shpirtit.

Allahu i Lartësuar thotë:

اَلَا بِذِكْرِ اللّٰهِ تَطْمَئِنُّ الْقُلُوبُ

**“...Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut.”** (Rra’d, 28)

Kjo është koha e mbushjes së boshllëkut shpirtëror të njeriut.

Kështu,

pas një nate të zbardhur me adhurim zemra do mund t’u rezistojë tundimeve egoiste të ditës në vijim. Pas një dite larg këtyre tundimeve do pasojë një natë e dritësuar me adhurim e kështu zemra do mbushet me paqe.

Në jetën e besimtarit nata dhe dita duke ndryshuar rendin mes tyre arrijnë të plotësojnë njëra-

***Bejazid Bistami thotë:***

*“Asnjë sekret nuk m’u zbulua*
*pa m’u kthyer netët në ditë.”*



tjetrën përmes adhurimit dhe ekstazës nën klimën e devotshmërisë...

3. Miqtë e Zotit i kushtojnë shumë vëmendje kafshatës së lejuar (hallall) dhe i shmangen me këmbëngulje kafshatës së ndaluar (haram). Sufjan Thevri thotë:

"Devotshmëria e njeriut vlerësohet sipas ndjeshmërisë që tregon ndaj kafshatës së lejuar apo të ndaluar."

4. Miqtë e Zotit e ndërtojnë jetën në bazë të dorëzimit, nënshtrimit ndaj Krijuesit dhe pëlqimit të Tij.

Kur Omer bin Abdulazizi pyetej:

"-Çfarë dëshiron?"

Ai përgjigjej:

"Unë dëshiroj vetëm atë që cakton Allahu. Unë dua caktimin e Tij."

Pra miqtë e Zotit jetojnë të kënaqur me caktimin e Tij.

***Mevlana thotë:***

*"Shko, ulu dhe prit në portën e zemrës.*
*Sepse ajo dashuri e fshehur do të të shfaqet në mes të natës ose në fundin e saj."*



5. Miqtë e Zotit janë të mbushur shpirtërisht, e falënderojnë Allahun dhe meditojnë rreth madhështisë së Tij pandërprerë.

Kështu në urdhrin e parë hyjnor thuhet:

**"Lexo me emrin e Zotit tënd i cili krijoi (gjithçka)!"** (Alak, 1)

6. Ata nuk i nënshtrohen dëshirave dhe prirjeve egoiste dhe braktisin lidhjen me çdo gjë përveç Krijuesit.

Dëshirat dhe prirjet egoiste, për ta kanë vlerë sa lodrat e fëmijëve. Ata janë gjithnjë në kërkim të kënaqësisë së Krijuesit.

7. Të vetëdijshëm për pafuqinë e tyre ata e kapërcejnë egon për t'u shkrirë në dashurinë hyjnore.

Për shembull, kur lumi Sakarja derdhet në Detin e Zi uji i tij tashmë është pjesë e detit.

Kështu një mik i Zotit shprehej:

Nëse ti tërhiqesh
Pas mbetet Krijuesi...

*Në formimin e personalitetit të njeriut ekzistojnë dy faktorë ndikues:*

- *Kafshata e lejuar*
- *Shoqërimi me njerëz të mirë*



Ky është takimi i vërtetë!

Miqtë e Zotit i qasen madhështisë hyjnore përmes ndjenjës së "hiç"it. Është e ditur se çdo gjë fillon pas mposhtjes së "uni"t.

Ata jetojnë me ndjenjën e falënderimit ndaj Krijuesit të Gjithësisë për mirësinë e madhe e të qenit mysliman dhe pasues të të Dërguarit të Allahut dhe duke e parë veten vazhdimisht si "robër nevojtarë".

Miqtë e Zotit e dinë se nuk kanë ardhur në botën e dukjes (arz-i endam), për të fituar post e pozitë, nam e famë, por kanë ardhur në botën e përjetimit (arz-i hal) të hiçit për të mësuar adhurimin e vërtetë dhe për t'ju drejtuar të Vetmit Krijues të pashoq.

Përkundrejt kësaj, konceptet e një shtrese të paditur njerëzish të tilla, si:

**"Në Ditën e Gjykimit do të kem mbrojtjen e Shejhut tim. Ai nuk do të më braktisë dhe do më të marrë me vete në Xhenet!"**, janë qasje që refuzohen në mënyrë të prerë nga miqtë e Zotit.

*Një ditë **Shah Nakshibendiut** iu servir një ushqim për të cilin tha:*

*"-Nuk është e përshtatshme ta konsumojmë këtë ushqim sepse është gatuar me zemërim. Personi që ka situr miellin, që ka gatuar brumin dhe që e ka pjekur atë ka qenë i zemëruar."*



Sipas parimeve të Islamit askush tjetër përveç pejgamberëve dhe sahabive të sihariquar me Xhenet nuk është i garantuar në Botën Tjetër. Nuk mund të dihet as e ardhmja e shejhut të cilit i thonë "Më shpëto!", as e ardhmja e ndjekësve të tij.

Ndonëse i Dërguari i Allahut kishte mirësinë e ndërmjetësimit tek Allahu, i qe drejtuar vajzës dhe hallës së tij me këto fjalë:

"*O Fatime, bija e Muhamedit, të Dërguarit të Allahut! O (halla ime) Safije! Punoni vepra të mira e të pranuara tek Allahu! (Nëse nuk keni ndonjë vepër të mirë, të mos i besoni profecisë sime!) Sepse unë nuk mund t'ju shpëtoj nga dënimi i Allahut (nëse nuk keni kryer vepra të mira*)!" (Ibn-i Sa'd, II, 256; Buhari, Menakib, 13-14; Muslim, Iman, 348-353.)

Të jetosh një jetë larg devotshmërisë dhe përkushtimit e të gjesh ngushëllim duke pritur se "Shejhu do më shpëtojë!", është një shkujdesje dhe injorancë që nuk mund të pranohet nga tasavufi i vërtetë. Ky do ishte shkatërrimi i tij.

*Të jetosh një jetë larg devotshmërisë dhe përkushtimit e të gjesh ngushëllim duke pritur se "Shejhu do më shpëtojë!", është një shkujdesje dhe injorancë që nuk mund të pranohet nga tasavufi i vërtetë. Ky do ishte shkatërrimi i tij.*



8. Miqtë e Zotit, çdo mirësi të Allahut e vlerësonin si kapitalin më të çmuar të Ahiretit.

Krijuesi i Gjithësisë në ajetin 111 të sures Teube, shprehet:

“ Në të vërtetë, Allahu ka blerë nga besimtarët jetën dhe pasurinë e tyre, në këmbim të Xhenetit.”

Thënë ndryshe, miqësia e sinqertë vlerësohet sipas (shkallës së) sakrificës. Kështu, miqësia e robit me Krijuesin e Plotfuqishëm është lumturia më e madhe që e shpëton nga frika dhe trishtimi në Ahiret.

9. Zemra e miqve të Zotit është burim mëshire.

Fryti i parë i besimit është mëshira. Një besimtar nuk mund të privohet nga mëshira. Ai nuk mund të jetë indiferent ndaj thirrjeve të zëshme apo të heshtura të të uriturve, nevojtarëve, të sëmurëve, të vetmuarve e jetimëve.

Islami nuk pranon shembullin e njeriut të paditur, egoist, e që ndjek interesat vetjake, por kër-

*“O Fatime, bija e Muhamedit, të Dërguarit të Allahut! O (halla ime) Safije! Punoni vepra të mira e të pranuara tek Allahu! (Nëse nuk keni ndonjë vepër të mirë, të mos i besoni profecisë sime!) Sepse unë nuk mund t'ju shpëtoj nga dënimi i Allahut (nëse nuk keni kryer vepra të mira)!”*

*(Ibn-i Sa'd, II, 256; Buhari, Menakib, 13-14.)*



kon shembullin e njeriut altruist që mban të pastër ndërgjegjen e tij.

Sipas një transmetimi, një ditë Musai a.s. tha:

“O Zot! Ku mund të të kërkoj Ty?”

Allahu i Lartësuar tha:

***“- Më kërko te zemërthyerit!”*** (Ebu Nuajm, Hilje, II, 364)

Njeriu i mëshirshëm,

• Punon me sinqeritet dhe pastërti. Ai çdo gjë e bën vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit, pa interes e pa qëllim armiqësor.

Përsëri ai,

• nuk është një njeri shterpë, por është burim i paqes e mëshirës.

Kerametet (mrekullitë) nuk u shërbejnë zemrave mohuese, madje krijojnë efekt shokues tek ata. Përkundër kësaj miqtë e Zotit mundohen t’u qëndrojnë

***Mevlana Halid Bagdadi thotë:***

*“Përpjekja dhe qëndrueshmëria në fe, janë më të vlefshme se zbulimet e panumërta dhe mrekullitë. Duhet të dihet gjithashtu se nëse zbulimi dhe mrekullia nuk janë shkak për të forcuar devotshmërinë, atëherë ato kthehen në shkatërrim (humbje) dhe përçarje.”*



larg kerameteve me aq sa kanë mundësi, në mënyrë që t'i shmangen egoizmit dhe mendjemadhësisë.

Sepse thelbësore është istikameti (qëndrueshmëria në fe) dhe jo kerameti (mrekullia)

• Ai është si shiu që fal jetë kudo arrin.

• Ai është si dielli që ndriçon edhe skutat më të errëta.

10. Tek miqtë e Zotit manifestimet hyjnore zënë një vend të veçantë.

Ibrahim bin Et'hemi thotë:

"*Sikur kënaqësia dhe paqja shpirtërore që përjetojmë kur ndjejmë dashurinë hyjnore të ishte diçka e prekshme, mbretërit do sakrifikonin të gjitha thesaret dhe pushtetin e tyre për ta përjetuar atë.*"

11. Tek miqtë e Zotit kënaqësitë dhe dëfrimet e kësaj bote nuk kanë më vlerë.

Një sahabi i quajtur Harith bin Malik ndjente kënaqësi shpirtërore sa herë bëhej pjesë e bisedave me të Dërguarin e Allahut.

***Sadi Shirazi thotë:***

*Miqtë e Zotit bëjnë "tregti" në ato vende ku askush nuk mund të afrohet.*

*Ata u qëndrojnë pranë të gjorëve, vetmitarëve e të vetmuarve. Ata gjenden aty ku robi mund të afrohet me Zotin.*



I Dërguari i Allahut një ditë i tha:

- O Harith, si u zgjove këtë mëngjes?

- Si një besimtar i vërtetë!-u përgjigj ai.

Këtë herë Pejgamberi a.s. tha:

- O Harith! Çdo e vërtetë kërkon dëshmi. Cili është argumenti i besimit tënd të sinqertë?

Harithi u përgjigj:

- O i Dërguar i Allahut! Kur hoqa dorë nga kënaqësitë e kësaj bote, ditët i kalova i etur, e netët pa gjumë. Kjo gjendje me afroi më shumë pranë madhështisë së Zotit. Aq sa më duket sikur i shoh banorët e xhenetit teksa vizitojnë njëri-tjetrin dhe banorët e xhehenemit të armiqësuar mes tyre.

Pas kësaj i Dërguari i Allahut tha:

- Në rregull o Harith! Ruaje këtë gjendje. Ti je prej atyre që Allahu ua ka ndriçuar zemrën. (Hajthemi, Mexhmau'z-Zevaid, I, 57)

***Ismail Ata thotë:***

*Bëhu hije në diell,*
*Kaftan në të ftohtë*
*Ushqim në uri.*



12. Miqtë e Zotit ndjekin rrugën më të dobishme e cila është rruga e mesme në të ushqyer, në gjumë, në të folur, në të shoqëruar, thënë ndryshe në çdo gjendje, veprim apo adhurim. Modeli i tyre është gjithnjë tradita e të Dërguarit të Allahut.

13. Miqtë e Zotit janë besnikë ndaj fjalës së dhënë dhe nuk heqin dorë asnjëherë nga premtimet e tyre.

14. Miqtë e Zotit u mbulojnë të metat të tjerëve dhe nuk i përflasin mangësitë dhe sekretet e tyre. Ata nuk merren kurrë me çështje që nuk u takojnë dhe nuk i zbulojnë të metat e të tjerëve. Në mënyrë të veçantë tregohen të kujdesshëm të mos zbulojnë dhe të ruajnë të fshehtat e tyre shpirtërore. Ata e ruajnë modestinë dhe thjeshtësinë e tyre duke qenë të vetëdijshëm për madhështinë e Zotit.

15. Miqtë e Zotit zotërojnë një pasuri të tillë shpirtërore saqë nuk lakmojnë asgjë nga njerëzit. Ata nuk zemërohen, nuk mbajnë mëri dhe nuk i thonë askujt fjalë të këqija sepse kanë moral të bukur. Sa

*Edhe nëse përvoja e hidhur që e pjek njeriun në dukje është vuajtje, realisht ajo është mëshirë për të.*
***Es'ad Erbili** thotë:*

*"Nuk duhet patur frikë nga gjembat*
*e lulishtes se trëndafilave. Sa e sa gonxhe*
*kam mbledhur në maje të çdo gjembi."*



herë shohin ndonjë mangësi apo gabim ata këshillojnë me urtësi duke iu përgjigjur urdhrit hyjnor "nehj-i ani'l-munker" (të ndaluarit nga e keqja). Ata veprojnë si të ishin të verbër, d.m.th. i atribojnë vetes gabimet duke u sjellur sikur kanë parë gabim.

Muhammed Baki Billah sa herë shihte ndonjë nxënës të tij të gabonte, thoshte:

"- Këta nuk janë gjë tjetër vetëm se reflektim i gabimeve tona. Gabimet tona pasqyrohen edhe tek ata. E ç'mund të bëjnë ata?" dhe menjëherë thellohej të mendonte rreth vetes nëse ka treguar ndonjë pakujdesi.

Fudajl bin Ijad thoshte:

"- Unë e kuptoj kur gaboj ndaj Allahut nga ndryshimi i sjelljes së kafshës që kalëroj dhe ndihmësit (shërbëtorit) tim! (Pra, kur unë gaboj, sjellja dhe morali i tyre prishet.)

16. Çdo gjendje dhe sjellje e miqve të Zotit është ibadet.

***Hz. Mevlana thotë:***

*"Ata që shkojnë në haxh le të kërkojnë të zotin e Qabes. Nëse arrijnë ta gjejnë Zotin e Qabes (nëse zemrën e kthejnë në vendstrehim të manifestimeve hyjnore), tanimë Qaben mund ta gjejnë kudo."*



Sepse sa herë frymojnë, ata e përkujtojnë Allahun. Ata krijojnë raporte të tilla ndërnjerëzore ku përkujdesi fizik dhe shpirtëror ndaj të tjerëve është thelbësor. Ata e shohin veten përherë përgjegjës për rrjedhën historike të epokës ku jetojnë.

17. Miqtë e Zotit këshillojnë më një gjuhë të ëmbël të mirën dhe parandalojnë të keqen.

Ata i udhëzojnë njerëzit drejt një morali të bukur. Ata që dëgjojnë fjalët e tyre, medoemos arrijnë të përfitojnë diçka. Sepse fjalët e tyre reflektojnë mençuri dhe dituri të pastër si rezultat i frymëzimit të tyre nga Kurani Famëlartë dhe nga Tradita Profetike. Gjuha e tyre është artikulim i vetë Islamit.

18. Lidhja që krijojnë miqtë e Zotit me pronën dhe pasurinë është në shërbim të shtresës në nevojë.

Prandaj, fitimi i pasurisë nuk i bën ata për asnjë moment të shkujdesur dhe nuk përbën kurrë pengesë ndaj vëzhgimit hyjnor.

*Qabja e Madhërishme është vendi ku rreh pulsi i botës Islame. Vendstrehimi i manifestimeve hyjnore të njeriut është zemra, ndërsa Qabja është vendstrehimi i manifestimeve hyjnore të krejt universit. Thënë ndryshe, Qabja për universin është zemra për njeriun.*



19. Zemra e tyre është burim devotshmërie.

Miqtë e Zotit sillen me butësi dhe mirësi ndaj të gjithëve duke i trajtuar ata me dhembshuri e mëshirë. Ata u dhurojnë përkujdesje dhe dashuri njerëzve duke i shpëtuar nga errësira e egos dhe duke i lartësuar në dritën e shpirtit. Kjo përkujdesje dhe dashuri u dhurohet vetëm për të fituar kënaqësinë e Zotit. Për këtë ajo është e pranuar tek Allahu.

Tregohet se një ndër sahabet e nderuar, hz. Ebu Derda kur ishte kadi i Shamit (Damaskut), dëgjoi popullin e tij duke sharë e mallkuar një person.

"- Çfarë do kishit bërë nëse do shihnit një person që ka rënë në pus?"-i pyeti ai.

"- Do mundoheshim ta nxirrnim duke i hedhur një litar."-u përgjigjën ata.

"- Atëherë mos e rëndoni atë me fjalë të hidhura, por falënderoni Allahun për të mirat që ju ka dhënë. Mundohuni ta shpëtoni vëllanë tuaj që ka rënë në pusin e gjynaheve."- tha ai.

***Molla Xhami thotë:***

*"Fitoje zemrën; (zemra e fituar) është haxhi ekber (haxhi më i madh). Një zemër e fituar është më e mirë se mijëra Qabe. Qabja është një ndërtesë e punuar nga duart e Ibrahimit, birit të Azerit. Ndërsa zemra është vendi ku hedh shikimin e Tij Krijuesi Fuqiplotë."*



Të habitur ata pyetën:

“- A nuk zemërohesh ti ndaj këtij mëkatari?”

I brumosur me edukatën e të Dërguarit të Allahut, Hz. Ebu Derda foli me urtësi:

“- Unë nuk zemërohem me të, por me mëkatin e tij. Kur të largohet nga gjynahu ai është përsëri vëllai im në fe.” (shih Abdurrezzak, Musannef, XI, 180; Ebu Nuajm, Hilje, I, 225)

Thënë ndryshe, miqtë e Zotit urrejtjen për gjynahin nuk e mbartnin tek gjynahqarët. Ata i trajtonin si zogj krahëthyer që kanë nevojë për përkujdesje e përmirësim në brendësinë e zemrave.

20. Miqtë e Zotit, nuk dallojnë nga njerëzit e tjerë përsa i përket pamjes së tyre të jashtme.

Mirëpo bota e tyre e brendshme, gjendja e tyre shpirtërore, hijeshia dhe mirësia që ato përcjellin janë unike e të çmueshëm si ari i pastër.

21. Miqtë Zotit u japin shpjegimin e duhur çdo

***Junus Emre thotë:***

*“Junus Emre thotë hoxha,*
*Nëse duhet shko një mijë herë në haxh,*
*Më e mirë se gjithë këto*
*Është të fitosh një zemër!”*



dyshimi që mund të lindë në lidhje me çështjet e besimit.

Ata sqarojnë çdo çështje të paqartë dhe që ka nevojë për komentim, duke ndjekur rrugën e ehli synetit dhe xhematit. Dëshmi për këtë janë edhe katër imamët e mëdhenj të medh'hevebe si dhe Imam Gazaliu të cilët gjatë historisë Islame me veprat dhe mësimet e tyre, si dhe me formimin e tyre shpirtëror kanë konsoliduar edhe më shumë rrugën e ehli sunetit duke kundërshtuar ehli bidatin (pasuesit e bidatit).

22. Miqtë e Zotit jetojnë me shqetësimin për të ardhmen e brezit të ri.

Asnjë nga profetët nuk kanë lënë trashëgimi materiale. Trashëgimia e tyre e vërtetë janë brezat që miredukuan.

Përpjekja më e madhe e Evlijave (Miqve të Zotit) është edukimi i një brezi elitar që të mund t'i shërbejë Islamit pas tyre. Këta janë njerëz të zgjedhur

*Zemra e besimtarit që lëngon nga rënkimi i të përvuajturve zien si një mahsher.*
*Bota e tij shpirtërore është një strehë mëshire që merr nën mbrojtje çdo krijesë.*



të Krijuesit të cilët kanë fituar kënaqësinë e Allahut dhe dashurinë e robërve të Tij të mirë.

إِنَّ الَّذِينَ اٰمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ
سَيَجْعَلُ لَهُمُ الرَّحْمٰنُ وُدًّا

**"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."** (Merjem, 96)

Miq të Zotit, si: Mevlana, Junus Emre, Shah Nakshibendi apo Aziz Mahmud Hudaji, të cilët kanë shijuar burimin e vërtetë të miqësisë, do mbeten përjetësisht mirëdashës të njerëzimit.

23. Miqtë e Zotit shoqërohen me njerëzit e mirë dhe i këshillojnë edhe të tjerët për këtë.

Kështu Ubejdullah Ahrar këshillon me këto fjalë:

"- Të shoqëruarit me njerëz të shkujdesur dhe indiferentë, sjell mërzi në zemër, lodhje dhe mundim

*Është e pamundur që njerëzit me shpirt të madh të tregohen mizorë ndaj të tjerëve, t'i shmangen shërbimit dhe të tregohen të pandjeshëm ndaj përpëlitjeve dhe vuajtjeve të tyre, ashtu siç është e pamundur që dielli të mos ngrohë.*



të shpirtit. Një ditë Bejazit Bistami u ndie i lodhur shpirtërisht dhe nuk arriti ta mblidhte veten për një kohë të gjatë.

“- Shihni një herë, a ka ndonjë të huaj në mesin tonë?”- pyeti ai.

Kërkuan, por nuk gjetën njeri. Por, Bejazit Bistami këmbënguli përsëri:

“- Shihni mirë! Kontrolloni edhe vendin e bastuneve. Po të mos ishte kështu nuk do të përjetoja këtë gjendje.”- tha ai.

Pasi kontrolluan për së dyti, gjetën bastunin e një njeriu të shkujdesur të cilin e nxorën jashtë. Kësisoj, Bejazit Bistami u qetësua.

24. Miqtë e Zotit janë shumë të ndjeshëm ndaj Kuranit Famëlartë.

Ata i shndrisin pasqyrat e zemrës përmes Kuranit. Edhe i Dërguari i Allahut lexonte vazhdimisht Kuran. Leximi i tij ishte i qartë dhe i përsosur. Ai shqiptonte çdo shkronjë me ngadalësi dhe çdo fjalë

*Allahu i do robërit e Tij të mirë dhe i bën ata të dashur tek të tjerët. Pas përfundimit të kësaj jete të përkohshme ata vazhdojnë të jetojnë në zemrat e njerëzve përmes këshillave të tyre të urta dhe historive plot mençuri.*



me kuptim duke ndjekur në mënyrë të duhur rregullat e leximit të Kuranit.

Me pak fjalë, miqtë e vërtetë të Zotit që jetën e tyre e ndërtojnë mbi bazën e një ndjeshmërie të lartë ndaj Kuranit dhe Traditës Profetike, janë trashëgimtarë të profetëve.



***"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."***

***(Merjem, 96)***



# ÇFARË ËSHTË RABITA?

Pyetje: Hoxhë i nderuar, cili është kriteri që duhet ndjekur në lidhje me termin “rabita” për të cilën flitet në aq shumë këndvështrime?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- Rabita është përpjekja e muridit për t’i ngjarë murshidit në veprat e tij të bukura dhe në gjendjen e lartë shpirtërore duke mbajtur në zemër respektin ndaj tij.

Murshidi më i përsosur dhe i denjë për t’u ndjekur është i Dërguari i Allahut. Ndërsa sahabet e nderuar janë shembujt e parë dhe më të bukur të muridëve.

Në këtë kontekst sahabet e nderuar ishin në gjendje rabite (lidhjeje shpirtërore) me të Dërguarin e Allahut dhe shkalla e kësaj lidhjeje shfaqej në varësi të gjendjes së tyre shpirtërore.

Për shembull:

*Miqtë e Allahut, si: Shah Nakshibendiu, Mevlana dhe Hydaji do mbeten përjetësisht miq të gjithë njerëzimit. Ata deshën dhe u deshën. Pas jetës së kësaj bote, ata u përjetësuan në miqësi dhe dashuri, duke lënë pas një jehonë të këndshme në kubenë e kësaj jete të përkohshme.*



Sahabiu i nderuar Enes bin Maliku r.a. i shërbeu të Dërguarit të Allahut për dhjetë vite me radhë që në moshën dhjetë vjeçare dhe krijoi me të një lidhje shpirtërore të tillë saqë kur ai u nda nga kjo jetë e kujtonte me aq mall e dashuri, sa një nxënës i tha:

"-Më dukeni sikur jeni pranë të Dërguarit të Allahut, sikur po e shihni atë..."

Me të vërtetë, Enesi r.a. e shihte shpesh të Dërguarin e Allahut në ëndërr, thuajse deri në fund të jetës së tij.

Ndërsa Abdullah bin Omeri r.a. ushqente një dashuri dhe respekt të tillë ndaj të Dërguarit të Allahut saqë mbante të pashuara kujtimet e tij. Madje ai ecte në të njëjtin vend ku kishte kaluar i Dërguari i Allahut vetëm pse ai kishte zgjedhur atë rrugë dhe thoshte:

"-Këndej kalonte i Dërguari i Allahut."

Sahabiu i nderuar Xherir bin Abdillah el-Bexheli r.a. hyri në pazar për të blerë një kalë. I zoti i kalit i

*Sunduesit e padrejtë e zullumqarë, si: Faraoni, Nemrudi, Atilla, Aleksandri, Hulagu dhe të tjerë të ditëve të sotme do mbeten përjetësisht armiq dhe turp të njerëzimit. Ata janë simboli i së keqes dhe padrejtësisë dhe kësisoj nuk u deshën asnjëherë. Pushteti i tyre u shua mjerisht.*



kërkoi pesëqind dirhem, por Xheriri i tha që mund t'i paguante gjashtëqind madje edhe tetëqind dirhem, sepse i zoti i kalit nuk ishte në dijeni të vlerës së tij të vërtetë.

"- Përse po më jep tetëqind dirhem ndërkohë që mund ta blesh me gjashtëqind?"- pyeti shitësi me habi.

"- Sepse ne i kemi dhënë besën të Dërguarit të Allahut që nuk do të mashtrojmë në tregëti."- tha Xheriri. (Ibn-i Hazm, el-Muhalla, Egjipt, 1389, IX, s. 454.)

Kjo pra është "rabita", lidhja shpirtërore që përforcon qëndrueshmërinë në fe dhe që bën të dashur adhurimin dhe bindjen ndaj Zotit.

Shprehja më e bukur e kësaj lidhjeje është ajo mes të Dërguarit të Allahut dhe Ebu Bekrit r.a.

Ebu Bekri r.a. ishte shoku i tij besnik, bashkudhëtari në udhën e emigrimit, siç shprehet edhe Kurani, "i dyti i të dyve". Ai e admironte të Dërguarin e Allahut dhe sakrifikonte gjithçka për të. Edhe pas

*Një njeri që nuk e ndërton jetën mbi bazën e parimeve kuranore dhe profetike dhe nuk e merr shembull të Dërguarin e Allahut, nuk mund të jetë besimtar i devotshëm dhe nuk mund të arrijë shpëtimin e përjetshëm.*



ndarjes nga kjo jetë, Ebu Bekri r.a. e ruajti në zemër dashurinë për Profetin a.s. duke e ndjerë akoma thuajse të gjallë frymën e tij.

Një ditë hz. Ebu Bekri u foli besimtarëve nga minberi:

"- Ju e dini se vitin e kaluar i Dërguari i Allahut ju foli juve nga ky minber..."-tha dhe u përlot. I përsëriti këto fjalë për të dytën herë, por nuk arriti t'i mbante lotët. Pastaj u mundua të fliste për të tretën herë, por përsëri nuk arriti të përmbahej." (shih Tirmidhi, Deavat, 105)

Hz. Bilali r.a., pas vdekjes së Profetit a.s. nuk arriti të thërriste më ezanin nga dhimbja e ndarjes nga i Dërguari i Allahut.

Vite më vonë ai qe kthyer në Medine. Pas kërkesës së vazhdueshme të nipërve të Profetit a.s., Hasanit dhe Hysenit, ai filloi përsëri të thërriste ezanin, por nga mungesa dhe malli për të Dërguarin e Allahut, ai u mbyt në lot dhe nuk arriti ta përfundonte thirrjen për në namaz.

*Qëllimi ynë është të ndjekim shembullin e të Dërguarit të Allahut. Çdo rrugë tjetër është një qorrsokak që nuk të shpie askund.*



Ky është kriteri i duhur i asaj që quhet rabita (lidhje shpirtërore). Lidhja shpirtërore dhe dashuria midis të Dërguarit të Allahut dhe shokëve të tij besnik. Ky parim është i mjaftueshëm për ne për t'u marrë si shembull. Dashuria jonë ndaj të Dërguarit të Allahut përbën hapin e parë që duhet hedhur për të arritur në dashurinë ndaj vetë Krijuesit.

Tejkalimi i këtij kufiri cenon Teuhidin (Njësinë) si bazë e Islamit dhe çel dyert e shirkut (idhujtarisë) gjë që refuzohet në mënyrë të prerë.



Pyetje: Hoxhë i nderuar, cili është vendi që zë "rabita" në tasavuf dhe si praktikohet ajo?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Njeriu duhet të mësojë përherë duke ndjekur shembujt e mirë që i shfaqen përreth.

Allahu i Lartësuar e ka përcaktuar brezin e sahabëve si shembull për ne.

*Ne duhet të përpiqemi t'i qëndrojmë besnikë të Dërguarit të Allahut ashtu siç i qëndron besnik hija të zotit të vet.*



Përgjatë gjithë historisë sonë, sundimtarët e drejtë dhe të devotshëm, dijetarët dhe të urtët e në mënyrë të veçantë, miqtë e Allahut, jetuan një jetë të mbushur në çdo moment me dashuri ndaj të Dërguarit të Allahut dhe duke ecur në gjurmët e sahabëve.

Shembull për këtë është Omer bin Abdulazizi, i cili ndjente përgjegjësi për detyrimet që kishte ndaj umetit dhe shqetësohej nga përballja me të Dërguarin e Allahut në Ditën e Gjykimit e kësisoj mundohej të zbatonte me përpikmëri detyrën e tij. Kështu periudha e tij e shkurtër e kalifatit ishte një nga kohërat më të ndritshme të Islamit.

Edhe miqtë e Zotit në çdo kohë janë të lidhur shpirtërisht me të Dërguarin e Allahut.

Kultivimi i dashurisë dhe respektit ndaj murshidit dhe ruajtja e saj në shpirt e ndihmon muridin për të fituar një gjendje shpirtërore më të lartë. Sepse dashuria ndaj njerëzve të devotshëm ndikon dhe është e dobishme aq sa edhe vetë biseda me to.

***Hz. Mevlana thotë:***

*"Njeriu i ngjan një pylli. Ashtu sikurse në pyll ndodhen lloj lloj kafshësh me natyrë të pastër ose të pistë si ujku apo derri, ashtu edhe njeriu mbart tipare të pastra dhe të bukura që burojnë nga shpirti apo të shëmtuara që burojnë nga egoja. Për këtë arsye pastrimi është domosdoshmëri."*



Allahu i Lartësuar i fton besimtarët të qëndrojnë me njerëzit e mirë e të devotshëm duke thënë:

يَٓا اَيُّهَا الَّذٖينَ اٰمَنُوا اتَّقُوا اللّٰهَ وَكُونُوا مَعَ الصَّادِقٖينَ

**"O besimtarë! Kini frikë nga Allahu dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë** (në fjalë dhe në vepra)**!"** (Teube, 119)

Duhet theksuar se Allahu i Lartësuar nuk shprehet:

كُونُوا صَادِقٖينَ

"Bëhuni të sinqertë!"

Por:

كُونُوا مَعَ الصَّادِقٖينَ

**"Bëhuni me ata që janë të sinqertë!"**

"Rabita" është kultivimi dhe ruajtja e dashurisë dhe respektit. Për një besimtar kjo ndjesi duhet ushqyer vetëm ndaj Allahut të Madhëruar, të Dërguarit të Tij dhe njerëzve të devotshëm.

***Ubejdullah Ahrar thotë:***

*Nëse lidhja e zemrës me gjëra të kësaj bote si, malli e pasuria nuk është shkak për kufër (mosbesim) atëherë përse duhet të jetë e tillë lidhja e zemrës me një besimtar të devotshëm?*



Sepse të ndikuarit pozitivisht nga njerëzit e devotshëm dhe të mirë është po aq e natyrshme sa edhe të ndikuarit negativisht nga njerëzit mëkatarë.

Ubejdullah Ahrar thotë:

Shprehja "Bëhuni me ata që janë të sinqertë!" bën fjalë për një urdhër të përhershëm që përfshin aspektin praktik por edhe atë shpirtëror. Aspekti praktik ka të bëjë me tubimin në kuvende fetare duke marrë hise nga mirësia e tyre, ndërsa aspekti shpirtëror ka të bëjë me ndikimin e dobishëm që kanë njerëzit e mirë e të devotshëm.

Është e rëndësishme që ndjesia e përjetuar përmes "rabit-ës" të mos shtrihet në planin e jashtëm, formal e të dukshëm, por në atë shpirtëror dhe të brendshëm.

Sami Efendiu thotë:

"(Në konceptin e "rabit-ës") Nuk është domosdoshmëri përfytyrimi i vazhdueshëm i murshidit.

**Ubejdullah Ahrar thotë:**

*Shprehja "Bëhuni me ata që janë të sinqertë!" bën fjalë për një urdhër të përhershëm që përfshin aspektin praktik por edhe atë shpirtëror.*



Domosdoshmëri është dashuria dhe respekti. Natyrshëm njeriu mendon rreth atij që do."



Pyetje: A konsiderohet veprim i drejtë lidhja shpirtërore me murshidin (rabita) duke parë fotografinë e tij?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Fotografia e kufizon imagjinatën dhe perceptimin e pakufishëm të njeriut vetëm në planin material. Dispozitat islame në lidhje me pikturën janë të qarta. Fotografia apo piktura e njeriut nuk është gjë tjetër vetëm pasqyrimi i tij i jashtëm, zarfi i tij. E rëndësishme është ajo çfarë bart, apo bota e tij e brendshme. Tasavufi nuk është një rrugëtim formal por është një rrugëtim shpirtëror.

Të qenët bashkë me njerëz të devotshëm nuk ka për qëllim planin formal, por atë shpirtëror. Fotog-

***Sami Efendiu thotë:***

*"Nuk është domosdoshmëri përfytyrimi i vazhdueshëm i murshidit (të përfytyrohet vazhdimisht murshidi). Domosdoshmëri është dashuria dhe respekti. Natyrshëm njeriu mendon rreth atij që do."*



rafitë e vërteta janë ato që skaliten si jehonë e botës së brendshme, janë kujtimet sublime dhe mbresat që s'shuhen në shpirt.

Po ashtu, sikur të lejohej rabita (lidhja shpirtërore) përmes fotografisë apo pikturës, edhe sahabët e nderuar do ndiqnin një rrugë të tillë. Por burimet historike tregojnë se në kohën e tyre nuk ka patur asnjë praktikë të tillë.

Kur shkuam me babain tim Musa Efendinë në një vend dhe ai vërejti në mur fotografitë e tij dhe të Sami Efendiut, menjëherë tërhoqi vërejtjen duke thënë:

"Të lutem biri im, hiqni këto foto! Këto janë bidat. Sahabët e nderuar nuk praktikonin diçka të tillë. Ata kujtonin nga njëri-tjetri moralin e tyre të bukur. Rabita jonë është ajo mes zemrash, jo mes fotografishë."



*Ata që nuk përjetojnë dashurinë ndaj të Dërguarit të Allahut, nuk mund të shijojnë dashurinë e vërtetë. Fara e dashurisë së vërtetë, lulëzon vetëm në dheun e dashurisë së tij (a.s.).*



# PUSHTIMET E ZEMRËS

Pyetje: Si kontribouan tarikatet dhe xhematet në lidhje me përhapjen e Islamit në botë në planin historik?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- Tasavufi është orientimi i besimtarit që përpiqet të përsosë botën e tij të brendshme drejt një shpirti altruist ndaj gjithë krijesave të tjera. Është përpjekja për të përmbushur me mëshirë e dhembshuri çdo nevojë dhe mangësi të nevojtarëve e të pafuqishmëve. Kësisoj, humbja më e madhe e njerëzimit është privimi nga besimi dhe devotshmëria.

Kjo është arsyeja pse përgjatë historisë, sufistët e vërtetë kanë qenë gjithmonë një pishtar udhëzimi që kanë ndriçuar shoqërinë. Abdulkadir Gejlani, Bahauddin Nakshibendi, Mevlana, Junus Emre, Hudaji, Imam Rabbani, Halid Bagdadi e miq të tjerë të Zotit, kanë qenë strehë mëshire dhe kandil ndriçues për shoqërinë ku kanë jetuar.

*I Dërguari i Allahut është frymëzimi i dashurisë së përhershme si rrjedhojë e përsosjes së dashurisë së përkohshme. Ai është burimi i begatisë dhe qetësisë së zemrës.*



Për shekuj me radhë, Anadolli është mbrujtur me edukatën e tasavufit. Paraardhësit tanë, Osmanët, të frymëzuar nga edukata e sufive Jasevi dhe Edebali, përtej pushtimit të tokave arritën të pushtonin zemrat.

Një nga studiuesit më në zë të shekullit të kaluar, Muhamed Hamidullah shprehet se thirrja më e begatë dhe frytdhënëse është bërë nga sufistët e vërtetë:

"Që kur kam filluar të jetoj në shoqërinë Perëndimore, në një vend si në Paris, vërej me habi se ajo çfarë i nxit të krishterët të pranojnë Islamin nuk janë predikimet (kumtesat) e dijetarëve të jurisprudencës e të kelamit, por sufitë si Ibni Arabi dhe Mevlana…"

Besoj se, pas djegieve dhe shkatërrimeve që solli invazioni i Hulagu-së ashtu sikurse në kohën e Gazan Hanit edhe sot në Evropë dhe Afrikë, Islamit nuk mund t'i shërbehet me shpatë dhe me logjikë aq sa mund t'i shërbehet me zemër, pra me tasavuf.

***Junus Emre** në poezinë e njohur "Sarı çiçek" bashkëbisedon me lulen e verdhë. Njerëz të tillë të urtë që kuptojnë nga gjuha e bimëve (bimësisë), jetojnë duke frymuar çdo çast "Allah Allah.." Siç edhe vetë Davudi a.s.…*



Kuptova që sufizmi i periudhës profetike dhe i sufistëve të vërtetë nuk është ndërtuar mbi bazë fjalësh të pakuptimta e punësh pa vlerë. Por është gjurmimi i rrugës më të shkurtër midis njeriut dhe Krijuesit të tij, është rrugëtimi drejt një personaliteti të përkryer." (Mustafa KARA, Metinlerle Günümüz Tasavvuf Hareketleri, fq. 542-543.)

Shërbëtorët e parë që vrapuan në përhapjen e Islamit në Anadoll dhe Ballkan ishin ata njerëz të urtë që u edukuan me frymën e tasavufit. Ata e mbartën të parët flamurin e Islamit në Ballkan.

Në Afrikë, përkundër aktiviteteve të shumta misionare dhe konvertuese, ajo çfarë e mban në këmbë Islamin është prania e disa tarikateve.

Pavarësisht presioneve të rënda ateiste që e shkatërruan popullsinë ruse për shtatëdhjetë vite me radhë, Islami u ruajt në zemrat e njerëzve në saje të frymës mistike. Siç është shprehur edhe në librin "Sufiu dhe Komisari", i cili analizon ndikimin e Isla-

***Nurettin Topçu thotë:***

*"Ne kemi dëgjuar vetëm thirrjet e ekstazës (vexhd) të Mevlanës. Ne nuk arrijmë të shohim qetësinë e thellësisë së detit ku ai noton. Vetëm ai u zhyt në detin e qetësisë. Ne na mbeten vetëm ca zëra të shkëputur nga stuhia e ekstazës së tij. Sa keq! Kur mendojmë se ky është Mevlana..."*



mit dhe në mënyrë të veçantë të tasavufit në ruajtjen e identitetit dhe ekzistencës së vëllezërve tanë nën thundrën sovjetike, kjo fe u ka mbijetuar të gjitha presioneve dhe shtypjeve në saje të tasavufit.



Pyetje: Hoxhë i nderuar, përse në rrugën e tasavufit ndiqen tarikate të ndryshme?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- I Dërguari i Allahut dhe sahabët e tij të nderuar jetuan në Epokën e Lumturisë një jetë që arriti kulmin e devotshmërisë dhe përkushtimit për të cilën tasavufi fton.

Me kalimin e kohës, kjo mënyrë e begatë e të jetuarit, nuk u praktikua nga masa e gjerë e shoqërisë, por vetëm nga ata miq të Zotit që ndoqën gjurmët e paraardhësve të tyre dhe nga brezi që e pasoi.

Qëllimi i tyre ishte të jetuarit e Islamit në për-

***Muhamed Hamidullah thotë:***

*"Vërej me habi se në Perëndim ajo çfarë i nxit të krishterët të pranojnë Islamin nuk janë predikimet (kumtesat) e dijetarëve të jurisprudencës e të kelamit, por është gjendja e sufive si Ibni Arabi dhe Mevlana."*



puthje me thelbin e tij, dhe kryerja e adhurimeve me përulje ashtu siç na mëson Kurani dhe Tradita Profetike.

Ata nuk kishin për qëllim të hapnin një epokë të re, të ndërtonin një rrugë a stil të ri jete.

Mirëpo, njerëzit që dëshiruan të përfitojnë nga këshillat dhe bisedat e tyre, të marrin pjesë nga gjendja e tyre shpirtërore, i çmuan ata si udhëheqës shpirtëror dhe si udhërrëfyes.

Për rrjedhojë u krijuan tarikate që mbajnë emrat e tyre, si: Kadirijje, Mevlevijje, Nakshibendijje, etj.

Përgjigjja e pyetjes, "Pse ka shumë tarikate dhe nuk ka një të vetëm?", është e ngjashme me përgjigjen e pyetjes, "Pse ka shumë medh'hebe të fik'hut apo të itikadit dhe nuk ka një të vetëm?"

Urtësia e saj është se njerëzit kanë temperamente dhe karaktere të ndryshme. Por, baza e të gjithë atyre është unike.

***Muhamed Hamidullah thotë:***

*"Sot Islamit nuk mund t'i shërbehet me shpatë dhe me logjikë aq sa mund t'i shërbehet me zemër, pra me tasavuf."*



Mistikët thonë se:

"Rrugët që të orientojnë për tek Krijuesi janë aq të shumta sa fryma e krijesave."

Metoda që ndjek çdo degë e tasavufit për të orientuar besimtarin drejt Krijuesit, përmes meditimit dhe mirësisë, është quajtur tarikat.

Sipas metodave që ndjekin, tarikatet ndahen në tre lloje:

Tarik-i Ahjar: Janë tarikate që u kushtojnë rëndësi adhurimit dhe devotshmërisë.

Tarik-i Ebrar: Janë tarikate që i japin rëndësi edukimit të nefsit përmes vuajtjes dhe shërbimit.

Tarik-i Shuttar: Janë tarikate që kanë për qëllim arritjen e synimit përmes dashurisë dhe përkushtimit.

Në fakt, këto janë qëllime të përbashkëta për çdo tarikat, të shprehura në nivele (shkallë) të ndryshme, por që finalizohen në një qëllim të vetëm për

*Gjatë historisë Osmane, zhdukja e padrejtësive dhe pengesave të arritur përmes çlirimit të jashtëm, është pasuar me çlirimin e brendshëm, shpirtëror të besimtarëve të devotshëm, e të tregtarëve të drejtë që pasqyruan fytyrën e buzëqeshur të Islamit duke e jetuar atë në çdo moment të jetës.*



të orientuar njeriun drejt nënshtrimit ndaj Krijuesit. Në varësi të natyrës dhe karakterit, njerëzit bëhen pjesë e tarikateve të ndryshme.



***"Për çdo periudhë deri në Ditën e Gjykimit do të dalë një grup nga umeti im që do përpiqet të sjellë të vërtetën dhe ta jetojë atë. Këta gjithmonë kanë ndihmën e Allahut dhe si përfundim arrijnë në sukses."***

***(Muslim, Iman, 247; Imare, 173)***



# PËRSE KJO KUNDËRVËNIE NDAJ TASAVUFIT?

Pyetje: Përse tasavufi përkufizohet në mënyrë të gabuar në ditët e sotme? Si është krijuar armiqësia ndaj tij dhe si mund të kapërcehet një fenomen i tillë?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- Është e natyrshme që tasavufi të vihet në shënjestër nga njerëz të devijuar, për shkak të rolit të tij në përhapjen dhe edukimin e njeriut për të qenë një besimtar i devotshëm. Të mos harrojmë se pema që ka fruta goditet. Hajduti synon të vjedhë dyqanin e argjendarëve dhe jo të vjetërsirave.

Përveç kësaj, mund të flitet për dy arsye të përgjithshme që qëndrojnë në themel të kundërshtimeve ndaj tasavufit:

E para: mungesa e informacionit në lidhje me të vërtetën e tasavufit.

*Davud-i Tai, nxënësit që dëshiroi ta gostisë me ushqim i tha:*

*"Biri im! Nëse do e konsumoj unë këtë ushqim pas pak kohe do tretet nga organizmi im, por nëse ushqehen ata jetimë shpërblimi do lartësohet përjetësisht në Arshin e Lartësuar...!"*



E dyta: fajësimi i bartësve të vërtetë të tasavufit duke u justifikuar me praktikimin e gabuar të tasavufit nga njerëz të paditur dhe të papërgjegjshëm.

Ashtu siç ndodh rëndom në çdo çështje, edhe në fushën e tasavufit herë pas here janë shfaqur njerëz që kanë abuzuar me të. Ndonjëherë dikush mund të ketë kërkuar madhërim dhe famë duke deklaruar se, "Unë jam kutbi e gauthi i kohës!"[1], pretendime këto shumë larg shpirtit të vërtetë të tasavufit. Përgjatë gjithë historisë, sufitë e vërtetë i kanë kritikuar këto persona që kanë abuzuar me tasavufin. Kështu, Ebu'l-Hasen Harakani thotë:

*"As shejtani vetë nuk ka arritur të bëjë dëm më shumë se këta dy të tjerët:*

*1. Dijetari i dhënë pas kësaj bote.*
*2. I padituri i veshur me petkun fetar."*

---

1. Sipas terminologjisë së Tasavufit, *kutb* ka kuptimin: personalitet, udhëheqës, zotëri; *gauth* ka kuptimin: shpëtimtar, ndihmëtar.(shënim i përkthyesit)

*Besimtari që bart në zemër vuajtjet e myslimanëve të shtypur të Sirisë, Jemenit, Mijanmarit dhe që mundohet t'i ndihmojë ata, e ka shijuar lumturinë e vërtetë të besimit.*



Për më tepër, në tasavuf duhet të tregohet kujdes në ndjekjen e shembullit të duhur. Sepse edhe ata që pretendojnë për devotshmëri mund të kenë mangësi sa i takon aftësive mendore, kësisoj mangësitë e tyre të reflektuara në shprehje të gabuara, nuk mund t'i atribohen tasavufit.

Do ishte një qëndrim tejet i gabuar kundërvënia ndaj tasavufit duke marrë shkas nga sjelljet dhe qëndrimet e disa njerëzve të paditur, të padenjë e dashakeqë të cilët pretendojnë se e jetojnë tasavufin ashtu siç duhet. Lajthitjet, gabimet dhe abuzimet mund të hasen në çdo fushë. Ato dallohen lehtësisht nga të zotët e fushës. Ashtu siç ka sekte fetare të devijuara nga e vërteta, ka edhe grupime të tilla të shkëputur nga tasavufi i vërtetë. Është e rëndësishme të mos ngatërrohen bartësit e tasavufit të vërtetë me njerëz të tillë të devijuar.

Ne sot, si umet i hz. Muhamed Mustafasë, kemi për detyrë me aq sa kemi mundësi të praktikojmë dhe të përfaqësojmë siç duhet Traditën Profetike.

*Në një hadith kudsi, Krijuesi Fuqiplotë shprehet:*

***"Kush armiqësohet me të dashurit e Mi, me të vërtetë do t'i shpall luftë. Gjëja më e dashur për Mua dhe që e afron robin më shumë tek Unë, është kryerja e adhurimeve të detyrueshme."*** ***(Buhari, Rikak, 38)***



Kur ta realizojmë këtë siç duhet, çdo përpjekje dashakeqe plot akuza dhe shpifje kundrejt tasavufit, si thelbi shpirtëror i Islamit do jetë një përpjekje e dështuar.



***"Vazhdon robi të më afrohet me vepra vullnetare, derisa ta dua, e kur ta dua, bëhem veshi i tij me të cilin dëgjon, syri i tij me të cilin sheh, dora e tij me të cilën ai sulmon fuqishëm, këmba e tij me të cilën ecën…"*** ***(Buhari, Rikak, 38)***



# NJË JETË E TËRË ME DEVOTSHMËRI

**Pyetje:** Si e këshilloni rininë tonë në lidhje me edukimin e nefsit (unit-egos) dhe përparimin në nivele më të larta të këtij edukimi?

**Hoxha i nderuar Osman Nuri TOPBASH:**

- Në një hadith fisnik thuhet:

"Allahu e do atë të ri që nuk ka sjellje të pahijshme, bën punë të mira, braktis tundimet dhe ka karakter të lartë." (Ahmed, IV, 151)

Nga kjo kuptojmë se edukimi i nefsit (egos-unit) në periudhën e rinisë është një detyrë shumë e rëndësishme që mundëson largimin nga dëshirat a pafundme të tij. Përndryshe, një person që nuk i është nënshtruar edukimit të brendshëm shpirtëror, edhe sikur të ketë formim të mjaftueshëm fetar, herët a vonë do shkelë mbi këto parime kur të përballet me situtata të ndryshme në jetën e tij profesionale, në familje apo në shoqëri.

***Hz. Mevlana thotë:***

*"Shpata pret qafën e qafëgjatit...*

*Asnjë goditje e shpatës nuk mjafton për të prerë hijen, sepse hija është e përulur në tokë..." Përulësia dhe modestia janë tipare të njerëzve të devotshëm.*



Në këtë drejtim përveç edukimit të brendshëm shpirtëror është e nevojshme të respektohen në mënyrë rigoroze edhe një sërë parimesh që kanë të bëjnë me ruajtjen e qëndrueshmërisë në fe.

Parimi **i parë** dhe ndoshta më i rëndësishmi, është shoqërimi me **njerëz të mirë dhe të devotshëm**. Thënë ndryshe, ambjenti, rrethi, shoqëria, fqinjtë, miqtë janë shumë të rëndësishëm.

Kështu, shoqërimi me njerëz të mirë dhe të devotshëm, ndikon pozitivisht në gjendjen shpirtërore të njeriut duke i sjellë atij dobi.

Në natyrë ekzistojnë disa rrezatime që nuk mund të shihen nga syri i lirë, si: alfa, beta, gama, ultravjollcë, etj. Edhe pse ne nuk mund t'i shohim, secili prej tyre ka një efekt apo ndikim të posaçëm. Në mënyrë të ngjashme mund të flitet edhe për disa efekte të zemrës dhe të syrit. Disa prej tyre janë ndikime pozitive, që i quajmë **fejz** apo **ruhanijet** (përshpirtshmëri), të tjera janë negative që i quajmë **gaflet**, **kasvet** (shkujdesje, ashpërsim i zemrës).

***Nakshibendiu thotë:***

*"Bota është gruri, ndërsa unë kashta*
*Të gjithë janë të mirë, ndërsa unë i keq."*

*(Unë kam të meta, ndërsa të tjerët jo.)*



Lidhur me ketë Krijuesi Fuqiplotë shprehet:

**"O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë** (në fjalë dhe në vepra)**!"** (Teube, 119)

**"…mos rri me keqbërësit!"** (En'am, 68)

**Së dyti**, është shumë e rëndësishme të tregohemi të kujdesshëm ndaj adhurimeve tona duke i kryer ato me ndjenjën e frikës dhe respektit ndaj Krijuesit, e në mënyrë të veçantë t'i kushtojmë vëmendje namazit me xhemat.

Nëse namazin e falim jo vetëm me trup, por edhe me shpirt, ky namaz është garanci nga Krijuesi Fuqiplotë për mbrojtjen nga çdo e keqe dhe e shëmtuar, pra nga çdo lajthitje që feja dhe mendja e shëndoshë e refuzon, nga çdo gjendje e shëmtuar dhe nga zvarritja në batakun e gabimeve. (Shih Ankebut, 45)

**Së treti,** duhet t'i përmbahemi devotshmërisë. Dashuria dhe frika ndaj Krijuesit Fuqiplotë duhet

*Mëshira dhe dhembshuria shërbejnë për të kuptuar se ti je përgjegjës për çdo kënd që është më nevojtar se ti.*



të na shoqërojë në çdo hap që të mund të ruhemi nga gjërat e ndaluara, të papëlqyera, madje edhe nga çështjet e dyshimta.

Nën ndikimin e programeve jo edukuese të televizionit, internetit, reklamave, thirrjeve të modës që nxisin shpërdorimin, e pushtimin kulturor global, sot njerëzimi është pllakosur në vorbullën e haramit dhe lajthitjeve, ashtu si trungjet e pemëve që rrëshqasin nga përmbytjet.

Rruga e mbrojtjes ndaj hutimit (të tipit) "shkoj pas turmës", është mbushja e shpirtit me ndjesinë e frikës së humbjes së kënaqësisë dhe dashurisë së Allahut, pra me ndjenjën e devotshmërisë. Devotshmëria është lartësim i zemrës.

Prandaj nuk duhet të harrojmë asnjëherë që Islami nuk është një përjetim stinor, por një jetë e tërë devotshmërie që rregullon çdo frymëmarrje tonën në mënyrë që të ruajmë qëndrueshmërinë në fe.



*I Dërguari i Allahut shprehet:*

***"Mëshira e vërtetë është mëshira që përfshin të gjitha krijesat."***

***(Shih, Hâkim, IV, 185/7310)***



Pyetje: Hoxhë i nderuar, a mund të na këshilloni në lidhje me edukimin e fëmijëve tanë me këtë shkallë ndjeshmërie ndaj devotshmërisë që duhet të kemi ndaj fesë?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- Në edukimin e fëmijëve, është e nevojshme t'i kushtohet vëmendja e duhur katër çështjeve ose katër fazave.

**E para** është rritja e tyre me ushqim të lejuar (hallall).

Përndryshe, ushqimi i ndaluar apo i dyshimtë është shkatërrues për botën shpirtërore. Ai bëhet shkaktar për mërzi në zemër dhe përtesë e dembelizëm ndaj adhurimit dhe shërbimit në rrugën e Allahut.

Ndërsa ushqimi i lejuar është burim force për të konsoliduar më shumë qetësinë shpirtërore. Duke rritur dëshirën për punë të mira, krahas trupit, ai bëhet ushqim dhe shërim edhe i shpirtit.

***Shejh Sadi thotë:***

*Qeni i Banorëve të Shpellës (As'hab-i Kehf), fitoi një nderim të madh duke u përmendur në Kuran, ngaqë u shoqërua me njerëz të mirë.*



**Bahaduddin Nakshibendi** ushqehej nga puna e duarve të tij dhe i kushtonte vëmendje të madhe ushqimit të lejuar. Çdo vit në një pjesë të caktuar të arës së tij, mbillte ca elb, fasule dhe zardeli.

Teksa merrej me punët e bujqësisë, tregohej shumë i kujdeshëm që kafshët, toka, fara dhe uji të ishin të lejuara. Prandaj dhe shumë dijetarë merrnin pjesë në bisedat e tij për t'u begatuar nga ushqimi i tij i lejuar (hallall).

Madje edhe të sëmurëve u dërgonin nga ushqimi i tij duke u lutur për shërim.

Një herë, një nxënës u ankua për një gjendje shpirtërore të pazakontë. Menjëherë Nakshibendiu e këshilloi të kontrollonte si ishte gatuar ushqimi që kishte konsumuar. Nxënësi shprehu keqardhje dhe u pendua kur vuri re që ushqimi ishte gatuar në një sobë ku një copë druri kishte prejardhje të dyshimtë...

Ata u kushtonin vëmendje edhe gjendjes shpirtërore të atyre që e përgatisin ushqimin.

***Shejh Sadi thotë:***

*"Gruaja e Nuhut dhe e Lutit përfunduan në Xhehenem si rezultat i bashkimit shpirtëror me të devijuarit. (Atyre nuk u bëri dobi lidhja bashkëshortore me pejgamberë.)"*



Një ditë, i gjendur në zonën e quajtur Gadivet i sollën ca ushqim për të ngrënë. Nakshibendiu e refuzoi duke u shprehur: "Nuk është e përshtatshme të konsumojmë këtë ushqim, sepse është gatuar me zemërim. Personi që ka situr miellin, që ka gatuar e pjekur brumin, ka qenë i zemëruar."

Ndikimin e ushqimit të lejuar dhe të ndaluar në botën e brendshme të njeriut, Mevlana e shpreh me fjalët:

*"Në këtë agim u zgjova pa frymëzim. Kuptova që në trupin tim kish hyrë kafshata e dyshimtë.*

*Edhe dituria edhe urtësia burojnë nga kafshata e lejuar. Dashuria dhe mëshira janë vijimësi e kësaj kafshate. Kafshata që ushqen shpirtin është ajo e fituar në rrugë të lejuara.*

*Nëse kafshata është shkak për një lajthitje, dije se ajo ose është e dyshimtë, ose e ndaluar."*

Nga ku duhet filluar ndjeshmëria ndaj ushqimit të lejuar?

***Sejjid Emir Kulal thotë:***

*"Për sa kohë kafshata dhe rroba juaj është e ndaluar, nuk do arrini qëllimin edhe sikur t'i kaloni netët në adhurim dhe nga agjërimi beli t'ju bëhet si tel violine."*



Që nga barku i nënës...

Ushqimi që merr nëna përcillet përmes gjakut tek foshnja e saj. Pas lindjes po ashtu ushqehet nga qumështi i nënës. Ky ushqim ndikon tek rritja e foshnjës.

Çdo fjalë e artikuluar në gojën e nënës është një tullë e vendosur në murin e karakterit të fëmijës. Me fjalë të tjera, zemra e nënës është klasa e parë në të cilën fëmija edukohet.

Njerëzit me karakter të lartë, përgjithësisht janë njerëz të edukuar nga nëna të devotshme.

**E dyta** është edukimi i fëmijëve me devotshmëri. Edukata që japin prindërit duhet të ndërtohet në edukatën dhe moralin islam. Ky edukim duhet të jetë i hershëm, sepse pema drejtohet kur është ende fidan.

Natyrisht për të arritur këtë duhet që vetë prindërit të jenë të devotshëm.

Nëse prindërit janë dritë, edhe fëmijët do ndri-

***Abdullah bin Omeri thotë:***

*"Për sa kohë të mos ruheni nga gjërat e ndaluara dhe të dyshimta, Allahu nuk i pranon adhurimet tuaja edhe sikur të dobësoheni e të bëheni hark nga falja e namazit e të shkriheni e të bëheni si gozhdë nga agjërimi."*



çojnë. Sepse prindërit janë shembull për fëmijët e tyre. Ata mësojnë duke imituar. Nëse prindërit janë shembull i mirë, edhe fëmijët bëhen të mirë duke i imituar.

**Çështja e tretë** ka të bëjë me kujdesin që duhet kushtuar në ambientet shkollore për të bërë të mundur një edukim sa më të mirë intelektual dhe shpirtëror.

Fëmijëve tanë duhet t'ua mësojmë Kuranin dhe të përpiqemi t'i edukojmë në ambientet e medreseve. Gjatë përzgjedhjes së ambienteve shkollore, prindërit duhet të përpiqen të dërgojnë fëmijët e tyre aty ku edukimi shpirtëror është në lartësinë e duhur. Gjatë këtij procesi delikat përzgjedhjeje, prindërit duhet të jenë të kujdesshëm të vlerësojnë ambientet shkollore sipas parimit: "**Në cilin ambient shkollor apo në cilën degë studimi fëmija im është më pranë kënaqësisë së Allahut dhe devotshmërisë**?"

Ata duhet të synojnë për fëmijët e tyre kënaqësinë e përhershme dhe jo interesin e përkohshëm.

***Ebu'l-Hasan el-Harekani thotë:***

*"Kyçe gjuhën tënde në atë mënyrë që të mos flasë gjëra për të cilat Allahu nuk është i kënaqur! Kyçe zemrën tënde në atë mënyrë që të mos anojë aty ku Allahu nuk është i kënaqur!"*



**E katërta**: Është e rëndësishme të krijohet terreni i duhur (ambienti) që fëmijët tanë djem apo vajza të kenë shoqëri të pastër, djemtë të shoqërohen me shokë të mirë dhe vajzat me shoqe të mira.

Sepse njeriu në mënyrë të pashmangshme ndikohet dhe brumoset (formësohet) nga karakteri i njerëzve me të cilët ndan të njëjtin ambient. Prandaj dhe është shumë e rëndësishme koha që fëmijët tanë kalojnë në ambiente dhe rrethana të ndryshme.

Nuk duhet harruar që edhe një kafshë si, qeni i Banorëve të Shpellës (As'hab-i Kehf), fitoi një nderim të madh duke u përmendur në Kuran, ngaqë u shoqërua me njerëz të mirë.

Ndërsa nga ana tjetër, në suren Tahrim bëhet e ditur se gratë e profetëve Nuh a.s. dhe Lut a.s. përfunduan në Xhehenem si rezultat i bashkimit shpirtëror me të devijuarit.



***Ebu'l-Hasan el-Harekani thotë:***

*"Kyçe gojën tënde në atë mënyrë që të mos kalojë asgjë e ndaluar! Po ashtu ruaji edhe gjymtyrët e tjera të trupit tënd që të mos e humbasin sinqeritetin."*



**Pyetje:** Hoxhë i nderuar, tendenca drejt materializmit sa vjen e rritet. Si mund të kalohet nga materia drejt shpirtit?....Si mund të tejkalohet kjo tendencë për t'i dhënë kuptim shpirtërores përtej materiales?....

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

- Rruga e vetme është përkujtimi i vdekjes dhe i jetës së amshueshme.

I Dërguari i Allahut sa herë arrinte një sukses apo mirësi thoshte:

اَللّٰهُمَّ لَا عَيْشَ اِلَّا عَيْشُ الْاٰخِرَةِ

*"Jeta e vërtetë është jeta e përtejme."* (Buhari, Rikak, 1), duke penguar kështu tendencën e animit të zemrave ndaj jetës së përkohshme të kësaj bote dhe duke mbyllur derën e mburrjes dhe egoizmit. Po ashtu, sa herë përballej me ndonjë vuajtje, dhimbje apo shqetësim lutej duke thënë: *"Jeta e vërtetë është jeta e përtejme"*. Në këtë mënyrë i Dërguari i Allahut

*"Vetëm dy persona mund të kihen zili:*
***Njëri** është ai person, të cilit Allahu Teala i ka dhënë pasuri dhe ai e shpenzon në rrugë të Tij.*
*Ndërsa **tjetri**, është ai person të cilit Allahu Teala i ka dhënë dituri dhe ai, përveçse punon me të, ua mëson edhe të tjerëve."* *(Müslim, Musafirin, 266, 267)*



i ka orientuar zemrat e besimtarëve drejt pranimit të caktimit hyjnor duke mos rënë pre e pesimizmit, ankesave dhe dëshpërimit të skajshëm si rrjedhojë e sprovave të përkohshme të kësaj bote. Si rezultat, Ai (a.s.) i dhuroi umetit manualin shpirtëror të qëndrimit në çdo çast në paqe, qetësi dhe ekuilibër.

Në të vërtetë, nëse shpirti njerëzor qëndron larg devotshmërisë, nuk ka se si të shpëtojë nga bataku shpirtëror si në pasuri ashtu edhe në varfëri. Në pasuri njeriut i duhet të vetëpërmbahet dhe mos ta teprojë, ndërsa në skamje ka nevojë për mbështetje dhe ngushëllim. Prandaj njeriu është nevojtar i mësimeve të tasavufit të cilat bazohen në metodat profetike të edukimit, si në pasuri ashtu edhe në skamje.

Siç thuhet edhe në ajetin Kuranor: “**Vërtet mendojnë njerëzit, se do të lihen të thonë “Ne besojmë”, pa u vënë në provë?!”** (Ankebut, 2), kjo botë është vendi i sprovave.

Të gjithë ne duhet të strehohemi në mëshirën e pafundme të Allahut, si në pasuri ashtu edhe në

*Sa i trishtë është fati i atyre
që çdo gjë që kanë fituar, u mbetet të tjerëve
ndërsa ata i pret një llogari e dhimbshme.
Në ajetin Kuranor thuhet:*

***“...që kanë punuar e janë rraskapitur (duke bërë të këqija në këtë botë).”*** *(Gashije, 3)*



skamje. Baza e jetës sonë duhet të jetë parimi, “jeta e vërtetë është jeta e përtejme”. Nuk duhet të harrojmë asnjëherë se e ardhmja që na pret është vdekja, përkohshmëria, fryma e fundit, varri, kijameti, ringjallja, llogaridhënia, peshorja e veprave, ura e Siratit, apo thënë ndryshe, Ahireti (Jeta e përtejme). Nëse përqendrohemi sinqerisht me mendje dhe me zemër rreth kësaj të vërtete, përballja me sprovat e kësaj bote do jetë më e lehtë.



*Prindërit që u lënë trashëgimi **një karakter Islam** pasardhësve të tyre, janë të denjë për një falënderim të përjetshëm.*



## PËR NJË DITURI TË DOBISHME

**Pyetje:** Si i këshilloni nxënësit të cilët merren me hulumtimin e shkencave fetare?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

**Së pari**, gjatë studimit të këtyre shkencave, nijeti (qëllimi) duhet të jetë i pastër ndërsa zemra duhet të ruhet nga vetëkënaqësia e diturisë dhe ambiciet e egos.

Halid Bagdadi, i njohur si "dielli i diejve" në dituri dhe njohje, shkoi tek Abdullah Dehleviu me qëllim që të pastronte egon dhe të kultivonte virtyte shpirtërore. Ky i fundit, në vend që ta ftonte t'i predikonte (jepte mësim) xhematit, e vuri të pastronte abdest'hanen e dergahut.

Po ashtu, Imam Gazaliu, edhe pse kishte arritur kulmin e diturisë, kur pa që qëllimi i tij ishte përzier me dëshirën për post e famë, vendosi të jetonte larg njerëzve për një kohë të gjatë duke u penduar thellë tek Krijuesi i Gjithësisë.

*Gjendja e atij që e zvarrit veten drejt shkatërrimit nën vorbullën e egos ngjan me një anije timonthyer që ka mbetur në mes të oqeanit.*



Pra,

Nuk duhet harruar se, kemi ardhur në këtë botë jo për t'u dukur, por për ta jetuar fenë me përulësi.

Kjo nuk arrihet thjesht duke lexuar ca rreshta, por duke përmirësuar vazhdimisht sjelljen dhe botën tonë shpirtërore.

**Së dyti**, është e rëndësishme që dituritë fetare të mësohen nga njerëz të aftë, të ditur e të devotshëm.

I Dërguari i Allahut i tha Abdullah bin Omerit (r.a.):

*"O Ibn-i Omer!*

*Përqafoje fort fenë tënde, përqafoje fort fenë tënde!*

*Sepse ajo është edhe mishi edhe gjaku yt.*

***Ki kujdes nga kush e mëson fenë tënde!** Shkencat dhe dispozitat fetare t'i mësosh nga dijetarët e devotshëm, jo nga ata që orvaten majtas djathtas për inte-*

**Hz. Aliu (r.a.) thotë:**

*"Rri me të urtët, që të ta ndjejnë mungesën sa je gjallë, e të qajnë kur të vdesësh."*

*Besimtarët përherë e ndjejnë mungesën e miqve të Zotit.*



*resat e kësaj bote!"* (Hatib el-Bagdadi, el-Kifaje fi Ilmi'r-Rivaje, el-Medinetu'l-Munevvere, el-Mektebetu'l-Ilmijje, fq. 121)

Mungesa e takvasë (ndjeshmërisë) dhe devotshmërisë gjatë edukimit fetar, përgatit terrenin e duhur për shfaqjen e "shkatërruesve të fesë" nën emërtimin e të ashtuquajturve "dijetarë të fesë" që edhe të vërtetat hyjnore i vlerësojnë sipas interesave personale vetjake. Njerëz të tillë janë në kërkim të **pasurisë**, **ambicies** dhe **famës**. Në fetvatë e tyre, në vend që t'u përmbahen "Kuranit dhe Traditës Profetike", kanë tendencë t'i tjetërsojnë sipas interesave të tyre.

Prandaj,

Nëse një dijetar është i ditur por jo i devotshëm, fundi i tij është i trishtë.

Imam Maliku thotë:

"Kush angazhohet vetëm me shkencat fetare dhe nuk edukohet me frymën e tasavufit ai është i mangët.

***Sadi Shirazi thotë:***

*Jeto një jetë plot me mirësi që kur të vdesësh, njerëzit të përkujtojnë me mëshirë duke thënë: "Një diell perëndoi, një yll u shua..." Mundohu të lësh pas ca fjalë të urta, një brez të mirë dhe një jehonë të këndshme.*



Kush angazhohet vetëm në mësimin e tasavufit dhe lë pas shkencat fetare ai e humb fenë.

Ndërsa ai që di t'i bashkojë këto së bashku ka arritur të vërtetën." (Ali el-Kari, Mirkatu'lMefatih, Bejrut, 1422, I, 335)



**Pyetje:** Hoxhë i nderuar, a mund të na përshkruani si e shfrytëzoni ditën tuaj?

**Hoxha i nderuar, Osman Nuri TOPBASH:**

Në vend që të flasim për një program personal, mendoj se është më e përshtatshme të tregojmë një program ditor që mund të realizohet nga çdokush. Në këtë kontekst do ishte një arritje e madhe praktikimi i një programi të tillë duke marrë shembull nga jeta e të Dërguarit të Allahut:

• Fillimi i ditës herët, para kohës së agimit. Krijuesi Fuqiplotë na fton të kërkojmë falje në seher

*Frikësohuni nga tre persona:*

*• I pamëshirshmi*
*• Hipokriti*
*• Gjynahqari*



(para kohës së agimit). Ai dëshiron që gjynahet tona të falen.

Nga ana tjetër dëshiron që netëve të shuajmë urinë shpirtërore, në mënyrë që ditët t'i jetojmë siç duhet.

Kështu, ditëve do mund t'u rezistojmë dëshirave pambarim të egos.

Ndërsa pas ditëve të jetuara me devotshmëri, do pasojnë netët të zbardhura me adhurim e përulësi

Ashtu sikurse dielli dhe hëna, dita dhe nata pasojnë pambarimisht njëra-tjetërn, ashtu duhet të jetë edhe përkushtimi në adhurim, netëve dhe ditëve. Netëve në prag të agimit duhet të mbushemi shpirtërisht që të mund t'u bëjmë ballë ditëve që pasojnë. Po ashtu, përjetimet e ditëve tona duhet të jenë të tilla që netët të jenë dritë e kulluar.

• Fillimi i ditës me një meditim të thellë rreth përgjegjësive hyjnore dhe detyrimeve që kemi mbi supe.

*Qëndroni larg tre fatkeqësive:*

*• Nga zullumi, si një fatkeqësi shpirtërore,*

*• Nga tërmeti, si një fatkeqësi materiale,*

*• Nga budallai që pretendon se është i ditur.*



Në mënyrë të veçantë fillimi i ditës me përmendjen e emrit të Allahut duke vëzhguar me admirim madhështinë dhe fuqinë hyjnore që manifestohet në tokë e qiej. Allahu i Lartësuar e krijoi këtë univers si një laborator të rrjedhës së pafundme të madhështisë dhe fuqisë hyjnore. Kësisoj kërkoi nga ne të shfrytëzojmë çdo moment:

**"E kur ta kryesh** (obligimin) **punën, atëherë fillo një punë tjetër. Dhe vetëm te Zoti yt përqendro synimin!"** (Inshirah, 7-8)

I Dërguari i Allahut gjithnjë meditonte. Krijuesi i Gjithësisë i ka dhuruar dituritë e kësaj bote si një urë drejt meditimit. Nëse do meditonim pambarim rreth madhështisë së Krijuesit Fuqiplotë, përmendja e Tij (dhikri) do bëhet burim paqeje për zemrën dhe shpirtin tonë.

Vlera e meditimit dhe e pasurimit të kësaj bote të brendshme është shumë e madhe.

Sepse meditimi është çelësi i besimit.

*Ndihmoni tre perona:*

- *Të sëmurin*
- *Të vetmuarin*
- *Të pafuqishmin*



• Falja e pesë kohëve të namazit me përkushtim dhe përpjekja për t'u falur me xhemat.

• Leximi i Kuranit në mëngjes dhe në mbrëmje, duke ndarë medoemos një pjesë të kohës sonë për leximin e tij.

• Përpjekja për të përfituar çdo ditë nga kuptimi i ajeteve kuranore dhe haditheve profetike.

• Shoqërimi me njerëz të mirë, besimtarë e të devotshëm.

• Shmangia nga shoqërimi me njerëz të prishur e të shkujdesur. Marrëdhënia me njerëz të tillë mund të pranohet vetëm në raste të detyrueshme ose për synime të mira të thirrjes në fe.

• Mbrojtja nga humbja e kohës pas gjërave të padobishme e të pavlera. Të tregohemi të kujdesshëm që sytë, veshët, gjuhën dhe zemrën tonë t'i mbajmë të lidhur pas gjërave më të cilat Allahu është i kënaqur dhe në mënyrë të veçantë ta përmendim Atë sa më shpesh...

*Tre janë sekretet e lumturisë:*

*• Modestia*
*• Mjaftueshmëria*
*• Përkujtimi i vdekjes*



Është e domosdoshme që krahas këtyre parimeve të shtojmë se (të themi se):

• Myslimani duhet ta vlerësojë veten përgjegjës edhe për shoqërinë edhe për rrjedhën e epokës në të cilën jeton.

Ai duhet të jetë i dobishëm për shoqërinë.

I Dërguari i Allahut ishte shembulli më i mirë praktik për umetin dhe shokët e tij. Mëshira dhe bujaria ishin pjesë të pandara të karakterit të tij.

Aishja (r.a.) rrëfen:

"Familja e të Dërguarit të Allahut që prej ardhjes në Medine e deri në ditën e vdekjes nuk është ngopur tre ditë rresht me miell gruri." (Muslim, Zuhd, 20)

"Sikur të kërkonim, mund të ngopeshim."

(Pra kjo uri nuk ishte nga skamja. "Na vinin dhurata dhe plaçka lufte.")

Por i Dërguari i Allahut përmbushte fillimisht nevojat e vëllezërve të tij besimtarë. (Kështu, sa herë

*Tre persona janë në errësirë:*

*• I shkujdesuri, cili nuk sillet ashtu si thotë,*

*• I pashpresi, i cili pretendon se është më lart se të tjerët,*

*• Injoranti, i hutuar, fytyrëvrenjtur, i cili nuk arrin të shijojë frytin e zemrës së tij.*



na dhurohej diçka e ndanim për vëllezërit tanë.) (Bejhaki, Shuab, III/62 [1396])

I Dërguari i Allahut,

• Ngopej me ngopjen e të uriturve.

• Paqtohej me ndihmën e të vobektëve.

• Gjente paqe e qetësi kur bëhej burim i udhëzimit dhe devotshmërisë.

Edhe sahabet e nderuar sakrifikuan për ta përhapur mesazhin profetik në çdo skaj të botës. Ata arritën të shkonin deri në Kinë, Samerkand, Kajravan, Afrikë.

Sahabet e nderuar nuk njohën lodhje asnjëherë. Sepse ata frymëzoheshin nga Dërguari i Allahut i cili nuk njihte lodhje.

Ata;

• Çlodheshin sa herë thërrisnin në fenë e Allahut.

*Kuptimi i vërtetë i jetës arrihet në tre raste:*
*• Kur imani bashkohet me dashurinë,*
*• Kur adhurimi kryhet*
*me përulësi dhe përkushtim,*
*• Kur fryma e fundit rrëmben çdo kënaqësi*
*të përkohshme të kësaj jete.*



• Paqtoheshin me udhëzimin e një besimtari.

• Qetësoheshin sa herë ndihmonin një nevojtar.

Besimtarët dhe veçanërisht të rinjtë nuk duhet të njohin kurrë lodhje… Ata duhet të vrapojnë nga një e mirë tek tjetra…

Jeta e një besimtari duhet të jetë e mbushur me aktivitete të vlefshme që e gjallërojnë ditën e tij dhe që shërbejnë për ta jetuar Islamin dhe mbajtur gjallë atë.

I Dërguari i Allahut i pyeste shokët e tij fisnikë:

*"A keni përkëdhelur sot kokën e një jetimi?"*

*"A keni vizituar sot një të sëmurë?"*

*"A keni ushqyer sot një të uritur?"*

*"A keni përcjellur sot një xhenaze (një të vdekur)?"* (Shih, Muslim, Fedailu's-Sahabe, 12)

*Në tre raste kënaqësia e lotit*
*është e papërshkrueshme:*

*• Lotët e gëzimit në çastin e ritakimit,*
*• Lotët e faljes, pra të shpëtimit të përhershëm,*
*• Lotët e mëshirës, pra të qetësisë së shpirtit.*



Prandaj është detyrë e çdo besimtari të mundohet:

• Të lehtësojë vështirësitë e të varfërve, të vetmuarve, të dëshpëruarve duke u ofruar atyre ndihmë materiale dhe shpirtërore.

• Të bëhet shembull i mirë për udhëzimin e shumë syresh që janë të privuar nga besimi.

• Të bëhet modeli më i bukur i devotshmërisë për vëllezërit e tjerë besimtarë.

• Siç shprehet edhe hz. Omeri: “Thirrni në fe me heshtjen tuaj (me veprat tuaja të bukura)!” Pra, të jetë shembulli më i bukur i thirrjes në fenë e Allahut, përmes veprave dhe punëve të tij.

**Lusim Krijuesin Fuqiplotë të na mundësojë ta jetojmë Islamin dhe ta përcjellim atë siç e jetoi dhe mësoi i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij fisnikë.**

**Lusim Krijuesin Fuqiplotë të na mundësojë të marrim hise nga qetësia dhe paqja shpirtërore**

*Tregohuni të mëshirshëm ndaj tre personave:*

*• Atij që ka rënë në varfëri pas pasurisë,*

*• Atij që është poshtëruar pasi ka qenë i nderuar,*

*• Dijetarit që ka mbetur në mes të paditurve.*



**e Resulullahut, si prijësi ynë i përsosur dhe nga shembulli i bukur i miqve të Zotit.**

**Amin!..**



***Hz. Mevlana thotë:***

*"Sado e errët të jetë errësira, një shkrepëse po të dish ta ndezësh, errësirë nuk mbetet."*

*Myslimani duhet të njohë mirë parimet e larta që ndriçojnë rrugën e përjetësisë.*





# EDUKIMI I VËRTETË

***"Edukim, edukim dhe vetëm edukim..."***

*Të gjithë janë të vetëdijshëm për rëndësinë e diturisë dhe edukimit të fëmijëve dhe brezave të rinj, për të ardhmen e tyre dhe të kombit.*

*Shpenzohet një jetë e tërë në kërkim të edukimit, harxhohen para pa fund...*

*Ndërtohen kampuse, objekte, ndërtesa e sa e sa hapësira të tjera...*

*Rezultati?*

*• Ka nxënës që u marrin jetën mësuesve të tyre me pretendimin që "nuk morën notën e merituar"...*

*• Jemi dëshmitarë të dhunës në familje dhe përtej saj, në rrugë, në spitale...*

*• Ka aq shumë njerëz të ashtuquajtur "të shkolluar" që mbushin burgje të tëra si rrjedhojë e nëpërkëmbjes së të drejtave të të tjerëve...*

*Problemet e edukimit jane prezente po ashtu edhe në çështjet e edukimit fetar...*

*Falë Zotit, sot numërohen shumë medrese dhe fakultete teologjike ku mësohet gjuha arabe dhe shumë shkenca të tjera fetare.*

*Rezultati?*

*• Me keqardhje vërejmë se në këto shkolla namazi praktikohet fare pak.*

*• Po ashtu vihen re mangësi të dukshme në çështjet e devotshmërisë, qëndrueshmërisë në fe dhe personalitetit.*

*Kjo do të thotë që:*

*Nuk është i mjaftueshëm vetëm edukimi formal. Krahas tij është i domosdoshëm edhe edukimi shpirtëror. Sepse qëllimi i ardhjes sonë në këtë botë është **ta njohim dhe ta adhurojmë Zotin**. Ky synim në të njëjtën kohë sjell me vete edhe domosdoshmërinë e të qenit **një njeri human dhe i mëshirshëm**.*

*Për rrjedhojë:*

*Njeriu duhet të meditojë thellë:*

*Duhet të mendojë e të pyesë veten:*

*Cili është edukimi i vërtetë*
*për të cilin kemi aq shumë nevojë?*
*Nuk flasim për një edukim të përciptë,*
*por për një edukim të vërtetë.*

*Cila është kultura e vërtetë që do të na shpëtojë nga dhuna në familje e gjetkë?*

*Cila është dituria që do të na lirojë nga kthetrat e padijes, injorancës?*

*Këtë diskutim duhet ta risjellim në vëmendjen tonë...*

*Së pari:*

## *PRAKTIKIMI ËSHTË KUSHT*

***Për sa kohë dija të mbetet në teori,***
***ajo është e pavlerë.***

*Praktika zë një vend të rëndësishëm në çdo degë të shkencës që mësohet në shkolla përmes literaturës dhe specialistëve përkatës. Krahas aspektit teorik të çdo shkence, qëndron edhe aspekti praktik i saj. Secili duhet të vërë në zbatim njohuritë e profesionit që zotëron.*

*Për shembull:*

*Mendoni një student të mjekësisë që ka studiuar në këtë degë për gjashtë vjet. Në vitet e fundit të studimit ai duhet të marrë pjesë në shumë vizita dhe trajtime mjekësore. Të ushtrojë praktikë në spitale dhe më pas të specializohet në një degë të caktuar. Pra bëhet fjalë për një praktikë të përhershme...*

*Pas gjithë këtyre përpjekjeve ai mund të bëhet një mjek ekspert vetëm në një fushë të caktuar të mjekësisë, pra për një pjesë të caktuar të organizmit njerëzor.*

*I ngjashëm është edhe shembulli i një sportisti, të cilit i duhet të ushtrohet në mënyrë të vazhdueshme. Pra njohuritë teorike janë të pamjaftueshme për të mbajtur trupin në formën e duhur fizike.*

*Shembuj të ngjashëm vlejnë për çdo degë. Nuk është e mundur të jetë i aftë një matematikan që nuk zgjidh problema, një inxhinier që nuk skicon projekte apo një jurist që nuk njeh dosjet e çështjeve në ndjekje.*

*Sigurisht:*

***Edhe kultura Islame mësohet duke u jetuar dhe praktikuar. I Dërguari i Allahut*** *ua mësoi Islamin njerëzve duke e jetuar atë në formën më të bukur.*

*Gjithashtu:*

*Kultura Islame nuk vlen vetëm për një fushë të caktuar, siç ishte rasti i shembujve të mësipërm, por ajo mbulon çdo fazë të jetës.*

*Jeta është plot ulje ngritje (sfida). Rinia dhe pleqëria, shëndeti dhe sëmundja, pasuria dhe varfëria dhe pyetja si duhet të përballemi me sa e sa situata të tjera, si duhet fituar kënaqësia e Allahut? Jeta 23 vjeçare profetike e të Dërguarit të Allahut është përgjigjja më e bukur e këtyre pytjeve. Ai (a.s.), përmes kulturës Islame arriti të ndërtonte Epokën e Lumturisë.*

*Ne jemi nevojtarë të kësaj kulture për të sotmen dhe për të ardhmen. Jemi nevojtarë të këtij edukimi të vënë në jetë dhe të praktikuar nga Ai (s.a.v.s.).*

*Në edukimin fetar, krahas praktikës qëndron edhe edukimi shpirtëror.*

## PRAKTIKIMI ME PËRKUSHTIM

*Feja duhet jetuar në çdo fushë të saj me përkushtim e sinqeritet. Përndryshe, shembulli i një edukimi pa sinqeritet është i ngjashëm me atë që përmendet në suren Xhuma, ku thuhet: "Shembulli i atyre, që iu besua Teurati, por pastaj nuk e zbatuan atë, i shëmbëllen gomarit, që vetëm sa i mbart librat."*

*Ose me shembullin e trishtë të,* ثَمَنًا قَلِيلًا *(vlerë e vogël),* ***"Dhe mos i ndërroni Fjalët e Mia me ndonjë vlerë të vogël!"*** *(Pra atyre që e shesin lirë fenë e Allahut.)*

*Gjatë edukimit fetar, ndërthurja e jetës shpirtërore është shumë e rëndësishme edhe në aspektin e ndjenjave.*

*Për shembull:*

*Mevlana Xhelaledin Rumiu ishte një ndër personazhet me të vyer akademik të Universitetit Selçukllu. Ai kishte arritur kulmin e diturisë.*

*Nga ana tjetër, Shems-i Tibrizi ishte një njeri i devotshëm që jetonte i vetmuar. Dituria e tij ishte e kufizuar, por urtësia e tij ishte e pakufishme.*

*Ky i fundit i pati mësuar Mevlanës që në moshë të re shumë të fshehta, urtësi e mençuri.*

*Shemsi i mësoi atij që "nuk ka të drejtë të ngrohet ndërsa të tjerët vuajnë nga të ftohtët", pra e edukoi atë me ndjenjën e mëshirës dhe sakrificës.*

***Roli i tasavufit***
***në çështjen e edukimit fetar është pikërisht ky.***

*I Dërguari i Allahut diti të përçonte edukimin shpirtëror tek Sahabet e nderuar, të cilët u edukuan me një frymë të lartë shpirtërore. Thënë ndryshe, midis tyre u çel një urë komunikimi shpirtëror.*

*Kur zbritën* ***ajetet e dhurimit****, nxënësit e varfër të Suffes, nuk u justifikuan me varfërinë e tyre, duke thënë:*

*"Nuk kemi pasuri, andaj s'kemi çfarë të dhurojmë." Ata prenë drurë në male, i shitën dhe të ardhurat ia sollën të Dërguarit të Allahut, në mënyrë që t'i përgjigjeshin thirrjes së ajetit duke e praktikuar atë. Ata mësuan çdo gjë duke e jetuar dhe duke e vënë në praktikë.*

*Ata e mësuan adhurimin në saje të praktikimit me sinqeritet, përkushtim dhe devotshmëri.*

*Tejçimi i mesazhit Islam tek të tjerët u bë burim kënaqësie për ta. Ata e shijuan kënaqësinë shpirtërore që buron nga ndihma për të tjerët.*

***Ky është thelbi i edukimit.***

*Kjo arrihet përmes rrugëtimit shpirtëror drejt devotshmërisë.*

*Ky është tasavufi:*

*Të mësuarit e Islamit duke e praktikuar atë në jetë*

*dhe duke e shijuar kënaqësinë e tij.*

*Junus Emre shprehet:*

*Dituria është njohje*
*Dituria është njohja e vetes*
*Nëse ti nuk e njeh veten*
*Ç'të vlen kjo dituri?*

*Të gjendur përballë këtyre rezultateve të trishtueshme duhet ta pyesim veten:*

*Ç'është ky edukim, ç'është kjo dituri?*

*Ç'është ky edukim fetar pa asnjë hapësirë praktike apo përjetimi shpirtëror?*

*Le të pyesim në mënyrë që të arrijmë kuptimin e vërtetë të edukimit si bartës të një qytetërimi që ka gdhendur personalitete të larta njerëzore, si: Jasevitë, Edebalitë, Taptukët, Akshemsedinët apo Uftadet dhe më pas të përmbushim kërkesat e këtij edukimi.*

*Vetëm atëherë do dëshmojmë ardhjen e një brezi të ri të mbruajtur me besim, mençuri, virtyt e personalitet të lartë, si: Mevlana, Junus Emre, Edebali, Osman Gazi, Akshemsedini, Sulltan Fatihu, Ebu Suudi, Nakshibendiu e Mehmet Akif Ersoj.*





# URTËSI SHPIRTËRORE

*Tasavufi është përpjekja për t'u unifikuar me të Dërguarin e Allahut në planin jetësor dhe shpirtëror përmes një dashurie të pastër. Tasavufi është mishërim i frymës profetike në dimensionin praktik dhe atë shpirtëror. Prandaj tasavufi është përpjekja për të marrë hise nga përshpirtshmëria e të Dërguarit të Allahut.*

*Shoqëria njerëzore nuk mund të gjejë udhën e shpëtimit përmes frymës që përcjellin ca të ashtuquajtur dijetarë të frymëzuar nga librat filozofikë në raftet e pluhurosura të bibliotekave. Fryma që përcjellin njerëzit e devotshëm të brumosur me kulturën kuranore dhe profetike dhe të pjekur me urtësitë e tasavufit do t'i dhurojë njerëzimit lumturinë dhe paqen e vërtetë.*



*Tasavufi është domosdoshmëri. Tarikati është një rrugë për ta lehtësuar këtë domosdoshmëri. Poeti Nexhip Fazëll e shpjegonte kuptimin e tasavufit dhe tarikatit duke përdorur këtë krahasim:*

*Nga Yskydari në Eminënü mund të shkosh me not, me varkë, apo me anije.*

*Për të kaluar me not duhet të jesh shumë i fuqishëm për t'i përballuar rrymat e ujit.*

*Edhe varka nuk është një mjet i sigurt ndaj vërshimit të dallgëve të Bosforit.*

*Por, një anije e udhëhequr nga një kapiten me përvojë natyrisht është shumë më e sigurt.*



*Duke përqendruar të gjitha rrezet diellore në një pikë të vetme, lupa bën pluhur e hi çdo gjë që ndodhet poshtë saj. Edhe dashuria hyjnore e përqendruar tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, shkrumbon të*

*gjitha dëshirat egoiste. Kështu, çdo sëmundje që ka depërtuar në shpirt, pastrohet dhe zemra bëhet dimensioni i  manifestimit të emrave të bukur të Allahut.*



*Një ditë Hz. Omeri u shpreh:*

*"-Përhapeni këtë fe me heshtjen tuaj!"*
*Njerëzit e pyetën:*
*"-O halife! Si mund mund t'i ftojmë njerëzit në këtë fe pa folur? Ai u përgjigj:*
*"-Me veprat dhe me moralin tuaj të bukur!"*
*Njerëzit janë të etur për personalitete dhe karaktere shembullore. Për rrjedhojë, tipari dallues i një besimtari duhet të jetë shfaqja e një karakteri dhe personaliteti të lartë Islam.*



*Besimtari në tre raste është pranë Allahut:*

- *Në vetminë e patrazuar nga turma... Në kënaqësinë e të qenit bashkë me Allahun e Lartësuar...*
- *Kur e paqton një të dëshpëruar. Molla Xhami në lidhje me këtë thotë: "Fito një zemër që të vlejë sa një haxh!"*
- *Kur tregohet i durueshëm përballë padrejtësisë së zullumqarit.*



*Ata që e njohin veten në mesin e njerëzve ndahen në tre grupe:*

- *Ata që nuk lëndohen madje as nga era dhe që kanë zemër të butë,*
- *Ata që nga modestia turpërohen të shqiptojnë emrin e tyre,*
- *Ata që qasen me mëshirë ndaj krijesave duke i vlerësuar ata si amanet i Krijuesit.*



*Tre kategori njerëzish janë larg Allahut:*

- *Të shkujdesurit që i shmangen përgjegjësisë duke synuar rehatinë personale,*
- *Ata që nuk orvaten të mbajnë mbi supe asnjë lloj shqetësimi dhe vuajtjeje me pretekstin se janë të ndjeshëm, thënë ndryshe, ata që mashtrojnë vet-veten...*
- *Ata që shoqërohen me zullumqarët.*



*Tre kategori të njerëzve u është dhënë sihariqi që do ta shikojnë Allahun:*

- *Ata që kanë zemër të pastër dhe të sinqertë,*
- *Ata që zbulojnë diellin në errësirën e natës, pra ata që janë zgjuar në kohën para agimit.*
- *Ata që jetojnë mes frikës dhe shpresës duke mos*

*harruar kurrë vdekjen dhe përtej saj...*



*Njohja e kufirit të tri gjërave*
*arrihet në këtë mënyrë:*

- *Njohja e kufirit të kërkesave arrihet duke jetuar me maturi dhe duke u ruajtur nga shpërdorimi.*
- *Njohja e kufirit të mendjes arrihet duke e përdorur atë brenda kontureve të vahjit (revelatës hyjnore), pa u bërë vegël e ëndërrimeve.*
- *Njohja e kufirit të jetës arrihet duke hyrë në klimën e Epokës së Lumturisë.*



*Kur të lini tre gjëra duhet të nxitoni*
*para së të kalojnë tre të tjera:*

- *Të nxitoni në adhurim*
  *kur të ndaheni nga njerëzit,*
- *Në meditim dhe qetësi*
  *pas një dite të ngarkuar,*
- *Në përgatitjen për jetën e përtejme*
  *duke dalë nga angazhimet e kësaj bote....*

*Me pak fjalë,*

*Vlerësimi i kësaj bote si një shkollë për botën tjetër dhe përgatitja në mënyrë të vazhdueshme për jetën e përhershme....*

*Kjo botë merr vlerën*
*e xhenetit me tre gjëra:*

- *Kur dhuron me dorë,*
- *Me gjuhë*
- *Me shpirt*

*Pra,*

*Të dhuruarit dikujt duke përdorur gjuhën e ëmbël, bujarinë dhe gëzimin dhe duke e trajtuar atë me dhembshuri dhe mëshirë.*

*Po ashtu, falja e njerëzve dhe udhëzimi i zullumqarëve i fal kësaj bote kënaqësinë e xhenetit.*



*Njeriu në tre raste e njeh veten*
*në kuptimin e vërtetë të fjalës:*

- *Kur kupton dobësinë e tij në momentin e pendesës,*
- *Kur gjendet përballë pafuqisë ndaj zullumit të zullumqarit,*
- *Në momentin e dorëzimit të frymës së fundit.*

*Sa bukur shprehet poeti Nexhip Fazëll:*

*"Atë kohë kur perde ngrihen, e perde zbresin, ti të mund t'i thuash Azrailit "mirë se erdhe", është vërtet aftësi..."*



# Përmbajtja